## Kurani – burimi i parë i jetëshkrimit të Profetit (a.s.)

Kurani konsiderohet si burimi i parë i jetëshkrimit të Profetit Muhamed (a.s.). Ai është libri i Mesazhit Hyjnor që flet rreth personalitetit të Pejgamberit (a.s.) në aspektet e tij të ndryshme: rreth natyrës dhe kapacitetit të tij; rreth moralit, metodave dhe dinamikës së tij në predikimin e Islamit si në jetën e tij private, ashtu edhe në atë publike; rreth botës së tij të brendshme të mendimeve, ndjenjave dhe emocioneve të tij në përballje me sfidat e shumta; rreth marrëdhënieve të tij me besimtarët në kohë paqeje dhe lufte etj.

Me fjalë të tjera, çdo koncept që ka të bëjë me personalitetin profetik të Muhamedit (a.s.) dhe me mishërimin e misionit të tij në jetën praktike, duhet të niset e të bazohet në Kuran dhe jo në idetë filozofike, të cilat shprehen për profecinë si mision me nocione të përgjithshme, që janë larg frazave të qarta kuranore. Vargjet e Kuranit, me thjeshtësinë e tyre shprehëse, synojnë që njerëzit t'i përvetësojnë sa më lehtë në bagazhin e tyre teorik dhe emocional konceptet mbi Profetin (a.s.) dhe misionin e tij.

Dimensioni profetik i personalitetit të Muhamedit (a.s.) është një çështje hyjnore, e cila nuk mund të njihet, përveçse me anë të asaj që ka shpallur Zoti në Librin e Tij ose në Sunetin (Traditën) e të Dërguarit të Tij. Prandaj, është e domosdoshme që muslimanët ta studiojnë këtë çështje nëpërmjet Kuranit (të cilin Zoti ua ka zbritur njerëzve për ta kuptuar, besuar dhe zbatuar), veçanërisht gjatë periudhës së parë të Shpalljes (në Mekë), ku Profeti (a.s.) jetonte me pasuesit dhe, njëkohësisht, me armiqtë e tij. Ishte pikërisht ajo situatë që shkaktonte shumë probleme, ndërlikime dhe dilema në aspektin që Shpallja Hyjnore nisej nga ideja e përgjithshme në nivel teorik drejt zbatimit të saj praktik. Kështu që njerëzit shihnin tek Profeti (a.s.) përmbushjen e thënieve kuranore, mishërimin e ideve që ato përcillnin.

## Misioni i të dërguarit:

Kurani flet për këtë çështje në një sërë vargjesh, si:

***"O Profet! Ne të kemi dërguar ty si dëshmitar, sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues; njëkohësisht, (të kemi çuar) si thirrës, që i fton njerëzit në rrugën e Allahut me urdhrin e Tij dhe si pishtar ndriçues."*** (El-Ahzâb: 45-46);

***"Është Ai që u solli analfabetëve një të Dërguar nga gjiri i tyre, për t'u lexuar atyre shpalljet e Tij, për t'i pastruar e për t'u mësuar Librin dhe Urtësinë, ndonëse ata më parë ishin vërtet në humbje të plotë."*** (El-Xhumu'ah: 2);

***"Allahu ju ka dërguar udhërrëfyesin: një të Dërguar, i cili ju lexon shpalljet e Allahut me shpjegime të qarta, për t'i çliruar ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, nga errësira në dritë"*** (Et-Talâk: 10-11).

## Dëshmitar për mbarë bashkësinë njerëzore

Shohim se roli që i jep Profetit Shpallja Hyjnore në sferën njerëzore, është roli i dëshmitarit, ndaj bashkësisë së besimtarëve, nga pozita e udhëheqësit që ua ka përcaktuar shenjat dhe vijat ku duhet të ecin, që i vëzhgon ata në jeten e tyre praktike, në mënyrë që ajo të përputhet me vijën hyjnore. Ky është roli i të Dërguarit që u lexon njerëzve vargjet e Zotit; që u mëson atyre Librin e Tij në aspektin teorik dhe Urtësinë në aspektin praktik; që u jep besimtarëve, lajmin e mirë për Parajsën dhe shpërblimin e madh që i pret; që i paralajmëron ata që nuk besojnë, për dënimin e dhembshëm që i pret në Ferr.

Ai është edukatori që i dëlir ata, duke çliruar zemrat dhe jetën e tyre nga ndotja ideore, nga papastërtitë praktike; duke i nxjerrë ata nga errësira e padijes, mosbesimit, idhujtarisë, humbjes dhe prapambetjes në dritën e dijes, besimit, monoteizmit dhe përparimit.

## Vazhdues i shpalljeve hyjnore

Profeti (a.s.) nuk erdhi për të shfuqizuar mesazhet e sjella nga të dërguarit e mëparshëm apo për t'i mohuar ato, por për t'i vërtetuar ato, siç e ka përcaktuar vetë Zoti i Lartësuar ***"...kur t'ju vijë një i Dërguar, vërtetues i asaj që ju është dhënë"*** (Âl'Imrân: 81). Ai i konfirmonte librat që u ishin zbritur atyre dhe ua shpjegonte ato njerëzve: "***O ithtarët e Librit! Juve ju erdhi i Dërguari Ynë, i cili ju shpjegon gjëra nga ato që i keni fshehur ju prej Librave (Teuratit dhe Ungjillit) dhe ju fal shumë***" (El-Mâ'ide: 15) dhe konfirmonte besimin tek të gjithë të dërguarit: "***Ne nuk bëjmë dallim mes asnjërit prej të dërguarve të Tij***" (El Bekare: 285).

## Njerëzit i binden atij përmes forcës së besimit

Vëmë re se Profeti (a.s.), në rolin e tij si njoftues i lajmit të mirë, paralajmërues dhe thirrës në rrugën e Zotit, ushtron forcë mbi njerëzit por i bind ata përmes forcës së besimit, përkushtimit dhe veprave të mira. Zoti i Lartësuar i drejtohet atij: "***Prandaj këshilloji (njerëzit, o Muhamed), se ti je vetëm këshillues dhe nuk je ngarkuar t'i detyrosh ata me forcë!***" (El-Gâshije: 21-22). Po ashtu, Ai thotë:

"***Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut. Sa për ata që kthejnë kokën mënjanë, Ne nuk të kemi dërguar (o Muhamed) që të jesh rojtar i tyre.***" (En-Nisâ' – 80); "***...i Dërguari ka për detyrë vetëm që të shpallë qartazi***" (El-'Ankebût: 18); "***Ne e dimë mirë çfarë thonë ata, por ti nuk do t'i detyrosh ata me dhunë (që të besojnë). Prandaj këshillo në bazë të Kuranit këdo që ka frikë paralajmërimin Tim!***" (Kâf: 45).

Kështu, pra, roli i misionit profetik tregon se Zoti nuk e ka pajisur të Dërguarin e Tij me forcë tjetër mbi atë të zakonshmen por, që të ketë pushtet për të formësuar mendjet e njerëzve e për t'i udhëzuar ata drejt besimit, përveç forcës së fjalës së mesazhit hyjnor. Madje, mund të thuhet se, për të përballuar

një qëndrim të caktuar, gjithçka që e mëson Zoti të Dërguarin e Tij, që të thotë: "***Unë jam urdhëruar që të adhuroj vetëm Zotin e këtij Qyteti (Mekës), i Cili e ka bërë atë të shenjtë dhe të Cilit i përket gjithçka. Jam urdhëruar që t'i nënshtrohem Atij dhe të këndoj Kuranin. Kushdo që merr rrugën e drejtë, e bën për dobi të vet. Ndërsa atyre që devijojnë, ti thuaju: 'Unë jam vetëm paralajmërues'***." (En-Neml: 91-92).

## Metoda praktike dhe stili i urtë i thirrjes

Me orientim nga Zoti, Profeti Muhamed (a.s.) e nisi përcjelljen e mesazhit hyjnor nëpërmjet një stili të urtë, që sillej në rrethin e fjalës së butë dhe krijimin e një atmosfere të qetë, duke synuar të hapte horizonte të reja mendimi dhe të prekte thellësitë e ndjenjave.

Mjetet që ai përdorte ishin diskutimi me mënyrën më të mirë dhe kthimi i së keqes me të mirë, sepse çështja ishte që t'i bindte njerëzit për besimin në Zot nëpërmjet rrugës së logjikës dhe asaj të ndjenjave, sepse besimi i arrirë përmes bindjes logjike dhe ekuilibrit të ndjenjave nuk rrëzohet para lëkundjeve psikologjike, shoqërore dhe politike. Ndërsa njerëzit që e adhurojnë Zotin me kusht, nuk mund të jenë të qëndrueshëm para përvojave të vështira.

Aderimi i popullatës në Islam nuk bëhej për shkak të efektit të faktorëve personalë, si dëshira dhe frika, e as për të mbledhur numrin më të madh të mundshëm të njerëzve, pa qenë të pajisur më parë me vetëdijen e brendshme. Profeti (a.s.) synonte largimin e tyre nga shoqëria e idhujtarisë, për t'i kaluar në shoqërinë e Islamit, që të thithin spiritualizmin dhe idetë e tij, që të hapin zemrat e tyre ndaj frymëzimeve të tij dhe të ndjekin linjat e reja. Prandaj, muslimanët përpiqeshin që edhe në kohë lufte me idhujtarët t'i jepnin mbrojtje cilitdo që ua kërkonte atë, me qëllim që atyre t'u jepej shansi për të dëgjuar Fjalën e Zotit me kuptimin e ri që përçonte ajo. Kjo duket qartë në

vargun kuranor: “***Nëse ndonjë nga idhujtarët kërkon mbrojtje nga ti (Muhamed), mbroje, në mënyrë që të dëgjojë fjalën e Allahut, e pastaj përcille në vendin e tij të sigurt. Kështu duhet, sepse ata janë njerëz që nuk dinë.***” (Et-Teube: 6).

## Fjala e mirë dhe dialogu

Muhamedi (a.s.) që në fillim të thirrjes së tij krijoi mjedisin e nevojshëm në të cilin arritën të shpalosen lirisht parimet islame dhe të zbatohen drejtësia dhe mirësia e vërtetë njerëzore. Me fjalë të tjera, një mjedis ku njerëzit filluan të jetojnë përvojën e gjallë që u ofron Islami në realitetin e tyre. Kështu, ata do të binden me logjikën e kohës ku jetojnë dhe me forcën e ideve që përcjell Islami përmes predikimit dhe dialogut.

Është pikërisht kjo gjë që i ka bërë terma të tillë, si: “*meditim*”, “*intelekt*”, “*argument*”, “*provë*”, “*diskutim në mënyrën më të mirë*”,”*analizën*”, “*thirrje me urtësi dhe me këshillë të mirë*” etj., terma bazë të thirrjes islame në ligjërimin e saj sepse qëllimi më i madh është që feja të jetë e tëra për Zotin në mendjet e njerëzve.

Në këtë mënyrë, nuk do të mbetet më asgjë që të mos i nënshtrohet logjikës së fesë në mendjet dhe zemrat e tyre, nuk do të lëvizë më asnjë ndjenjë a emocion për dikë tjetër veç Zotit, në dashurinë e tyre shpirtërore. Në jetën e tyre nuk do të ketë më adhurim për dikë tjetër, përveç Zotit në çdo rrethanë.

Është e natyrshme që kjo gjendje të realizohet vetëm nëpërmjet një bindjeje të thellë e të përqendruar tek mendimi, argumenti dhe mënyra më e mirë në përballjen e mendjes, zemrës dhe ndjenjave. Këtë e kanë trajtuar edhe vargjet e mëposhtme:

- “***Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur dhe diskuto me ata në mënyrën më të mirë! Me të vërtetë, Zoti yt i di më së miri ata që janë shmangur nga rruga e Tij, i njeh më së miri ata që janë në rrugë të drejtë.***” (En-Nahl: 125);

*"Nëse ata të quajnë gënjeshtar, thuaju: Unë kam (shpërblim për) punën time, kurse ju keni (shpërblim për) punën tuaj. Ju s'jeni përgjegjës për atë që bëj unë dhe as unë s'jam përgjegjës për atë që bëni ju."* (Jûnus: 41);

*"Diskutoni me ithtarët e Librit vetëm me mënyrën më të mirë, por jo me keqbërësit midis tyre. Dhe thoni: "Ne besojmë në atë që na është zbritur neve dhe në atë që ju është zbritur juve. Zoti ynë dhe Zoti juaj është një dhe ne Atij i nënshtrohemi si muslimanë"."* ('Ankebût: 46);

*"E kush flet më bukur se ai që i fton njerëzit drejt Allahut, bën vepra të mira dhe thotë: "Unë, me të vërtetë jam musliman." Nuk barazohet e mira me të keqen! Të keqen ktheje me të mirë e atëherë armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë."* (Fussilet: 33-34);

*"Andaj, ti thirru dhe bëhu këmbëngulës, ashtu siç je urdhëruar, mos i ndiq epshet e tyre dhe thuaj: "Unë besoj çdo libër që e ka shpallur Allahu dhe jam urdhëruar që të gjykoj drejt midis jush; Allahu është Zoti ynë dhe Zoti i juaj. Veprat tona janë për ne, e veprat tuaja janë për ju. Midis nesh dhe jush nuk ka kurrfarë mosmarrëveshjeje. Allahu do të na tubojë të gjithëve dhe tek Ai do të kthehemi të gjithë"."* (Shûra: 15);

- *"Ne nuk mund të jemi që të dyja palët në rrugën e drejtë, ose ju, ose ne jemi në humbje të qartë!"* (Sebe': 24);

Kështu, shohim se stili islam i debatit dhe i dialogut nuk niset nga presioni ndaj vetëdijes njerëzore nëpërmjet dhunës dhe ashpërsisë, por niset nga studimi i njeriut në të gjitha aspektet, aspiratat dhe ndjenjat e tij të veçanta në një diagram, i cili thekson metodat e pranuara të fjalës së mirë e të butë, në mënyrë që pala tjetër të jetojë në një qetësi shpirtërore, mendore dhe emocionale gjatë bashkëbisedimit.

## Dashuria e Profetit (a.s.) për njerëzit

Profeti (a.s.) përfaqëson majën më të lartë të moralit njerëzor në marrëdhëniet me mjedisin, si në aspektin personal, ashtu

edhe në aspektin shoqëror. Ai kishte një mendje dhe një zemër të hapur për të gjithë njerëzit dhe nuk vuante nga mendjengushtësia, ashpërsia e karakterit dhe gjuha e mprehtë, por ishte, siç e përshkruan Zoti në Kuran:

*"**Në saje të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta (o Muhamed). Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje.**" (Âl 'Imrân:159); "**... se ti je me virtyte madhore.**"* (El-Kalem: 4);

*"**Tashmë, ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët.**"* (Et-Teube: 128).

Nga disa vargje të Kuranit të madhërishëm, na krijohet ideja se Profeti (a.s.) kishte dashuri për njerëzit, për anën e tyre humane, në kuptimin që ua dëshironte atyre të mirën dhe mërzitej nga dyshimi, këmbëngulja e disave që nuk besonin. Nganjëherë këto ndjenja të buta njerëzore rëndoheshin aq shumë, saqë pikëllohej fort. Kjo do të thotë se një gjë e tillë nuk ishte një çështje vetjake, që i ndodh njeriut për shkak të refuzimit që i bëjnë të tjerët, por vinte si pasojë e keqardhjes pse njerëzit nuk përfitonin nga thirrja e tij dhe nuk pranonin diçka që ishte në interes të tyre, siç thuhet në një sërë vargjesh kuranore:

*"**Mos u pikëllo (o Muhamed) për shkak të tyre dhe mos u ngushto për kurthet e tyre.**"* (En-Neml: 70);

*"**Ti mos e shqetëso veten deri në shkatërrim për humbjen e tyre! Allahu është vërtet i Gjithëdijshëm për atë që bëjnë ata.**"* (Fâtir: 8);

*"**A mos vallë do të vrasësh veten nga pikëllimi, nëse ata nuk besojnë në këtë Fjalë (Kuran)?**"* (El-Kehf: 6).

Pikërisht kjo është fryma e misionit profetik, të cilën Muhamedi a.s. porositi çdo thirrës islam ta realizojë në moralin e tij, sidomos kur të niset për t'u predikuar njerëzve. Pra, ai duhet t'i dojë njerëzit dhe në aspektin human, të mos pajtohet me mosbesimin apo idhujtarinë që shprehin disa, në mënyrë

që dashuria për njeriun, ta shtyjë atë të shpenzojë të gjitha energjitë e veta, për t'i shpëtuar njerëzit nga mosbesimi dhe paganizmi e për t'i nxjerrë në bregun e shpëtimit, te besimi në Zotin e Vetëm.

Ja pra, sekreti i suksesit të thirrjes së Profetit: përqendrimi i arsyes për mendjen, i zemrës për zemrën dhe i fjalës për fjalën, sepse arsyeja ka fuqi që të sheshojë shumë nga pengesat psikologjike që hyjnë midis thirrësit dhe njerëzve të tjerë.

## I afërt me të varfërit dhe nevojtarët

Zoti deshi që i dërguari i Tij të qëndronte afër me besimtarët e varfër, sepse ata përbënin një pjesë të konsiderueshme të popullatës islame; tek ata shprehej natyra e pastër njerëzore e pandotur me papastërtinë e parasë dhe krenarinë e ofiqeve; privilegjet nuk i kishin larguar akoma nga thjeshtësia njerëzore.

Në këtë mënyrë njerëzve, u bëhej e ditur se varfëria nuk është vlerë negative në natyrën njerëzore, por është vetëm një situatë kalimtare dhe që nuk ka lidhje me personalitetin e njeriut.

Po ashtu u bëhej e ditur, se pasuria nuk përfaqëson ndonjë vlerë pozitive në vetvete, madje, zhytja në të dhe largimi nga rruga e drejtë, mund ta shndërrojnë pasurinë në vlerë negative. Për këtë arsye, Muhamedi (a.s.) arriti që përmes predikimit të vet të përforconte pozitën e shtresave të dobëta besimtare, të cilat përfaqësonin pikëmbështetjen e thirrjes dhe vullnetarët e mesazhit islam që nuk i frikësoheshin kurrkujt para Zotit. Kështu, besimtari i vërtetë nuk duhet t'i largojë të varfrit dhe nuk duhet t'u kthejë shpinën atyre me pretekstin se të pasurit nuk denjojnë të qëndrojnë me ta për shkak të kryelartësisë së tyre. Kjo është vija e thirrjes së Profetit në rrugën e Zotit dhe e dijetarëve që ecin në këtë rrugë. Kjo është edhe direktiva që jep Zoti me thëniet e Tij:

*"Mos i dëbo ata që i luten Zotit të vet në mëngjes e mbrëmje, duke e dëshiruar Fytyrën (mirësinë) e Tij! Ti nuk je aspak përgjegjës për ata e as ata nuk janë përgjegjës për ty. Nëse ti i dëbon ata, atëherë do të jesh keqbërës."* (El-En'âm: 52);

*"Dhe qëndro me ata që i luten Zotit të vet në mëngjes dhe mbrëmje, duke dëshiruar Fytyrën (kënaqësinë) e Tij dhe mos i shmang sytë nga ata (tek të tjerët), duke dëshiruar stolitë e shkëlqimin e kësaj jete. Mos dëgjo atë zemrën e të cilit ia kemi lënë mospërfillëse ndaj përmendjes Sonë e, që shkon pas dëshirave të veta, duke shkelur çdo kufi në veprimet e veta."* (El-Kehf: 28);

Zoti deshi prej Profetit (a.s.) që, në marrëdhëniet e tij me besimtarët të ishte i butë , t'u hapte zemrën, t'u bënte vend në kuvendin e tij, të kthehej nga ata e t'i përshëndeste, siç shprehet vargu i mëposhtëm:

*"Kur të vijnë tek ti ata që besojnë në shpalljet Tona, thuaj: "Paqja qoftë mbi ju!". Zoti juaj ia ka bërë detyrim Vetes mëshirën. Nëse dikush nga ju bën ndonjë vepër të keqe pa e ditur, e pastaj pendohet e përmirësohet, ai do ta gjejë Allahun Falës dhe Mëshirues."* (El-En'âm).

## Toleranca – morali i mesazhit hyjnor

Zoti e donte Profetin e Vet që të praktikonte moralin e tolerancës me të tjerët, por kjo të bëhej jo në kurriz të përmbajtjes së mesazhit, duke i trajtuar problemet me mospërfillje apo duke u bërë lëshime të tjerëve e duke u shmangur nga vija e drejtë, sepse hapja ndaj jobesimtarëve synonte t'i tërhiqte ata drejt vetes. Prandaj, Profeti (a.s.) nuk bënte lëshime në çështjet e fesë për të kënaqur jobesimtarët, sepse ai nuk kishte për qëllim t'i tërhiqte njerëzit drejt personit të tij, por t'i bindte ata në fenë Islame. A mund të bënte lëshime që ishin ndaj vijës së tyre afetare?! Edhe atëherë kur idhujtarët i propozuan Profetit (a.s.) se do ta respektonin Zotin për të

Cilin ai fliste, nëse ai do të respektonte disa nga zotat e tyre dhe ai, i shtyrë nga përkushtimi i tij, për pak sa s'e mori në konsideratë këtë propozim, Zoti i Madhëruar ndërhyri me mbrojtjen e Tij dhe e forcoi Profetin (a.s.). Kurani e tregon kështu këtë ngjarje: "***Ata u përpoqën të të largonin ty (Muhamed) nga ai (Kurani), që të kemi shpallur Ne, me shpresë se ti, duke shpifur, do të Na vishje diçka tjetër përveç tij (Kuranit). Po ta bëje këtë, atëherë, ata do të të merrnin ty për mik. Dhe sikur mos të të kishim forcuar Ne, gati do të kishe anuar pak nga ata dhe atëherë, me të vërtetë, Ne do të bënim që të shijoje dënimin e dyfishtë në këtë botë dhe pas vdekjes; e atëherë, nuk do të gjeje askënd për ndihmës kundër Nesh.***" (El-Isrâ': 73-74).

Pas kësaj ngjarjeje, Profeti (a.s.) gjithnjë i lutej Zotit "*Mos më lër të mbështetem në veten time, qoftë edhe për një çast, sa kapsallitja e syve!*". Zoti deshi që kjo mbrojtje dhe mbështetje e vazhdueshme të forconin tek Muhamedi (a.s.) frymën profetike në veprimtarinë e tij të përditshme. Kjo bëhej që, përmes saj, ai t'i përballonte situatat e ndryshme me qëndrueshmëri të paepur e kështu t'ua bënte të ditur jobesimtarëve se nuk ka vend për barazi mes rrugës së drejtë dhe asaj të shtrembër, e as për zgjidhje gjysmake në çështjen e mesazhit hyjnor, siç thotë Zoti i Lartësuar:

"***Thuaj: "O ju mosbesimtarë! Unë nuk adhuroj çfarë ju adhuroni dhe ju nuk jeni adhurues të Atij që unë adhuroj. Unë nuk do të jem kurrë adhurues i atyre që ju i adhuroni dhe as ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj! Ju keni fenë tuaj, ndërsa unë kam fenë time!***" (El-Kâfirûn: 1-6);

"***Thuaj: "Unë jam urdhëruar që ta adhuroj Allahun me përkushtim të sinqertë. Unë jam urdhëruar të jem i pari nga ata që i nënshtrohen Atij." Thuaj: "Unë i trembem dënimit të Ditës së madhe, nëse nuk i bindem Zotit tim". Thuaj: "Vetëm Allahun e adhuroj me besimin tim të plotë e të sinqertë, kurse ju adhuroni kë të doni në vend të Tij!" Thuaj: "Të humburit e vërtetë janë***

***ata që do të humbin veten dhe familjen e tyre në Ditën e Kiametit. Ja, kjo është humbja e qartë"!"*** (Ez-Zumer: 11-15).

## Mirësia, kujdesi dhe orientimi i Zotit për Profetin (a.s.)

Zoti i Madhëruar e përfshiu Profetin (a.s.) me të gjithë mirësinë, kujdesin, orientimin dhe mbështetjen e Vet, qoftë përmes fuqive shpirtërore që i kishte falur atij, qoftë përmes Shpalljes Hyjnore që zbriste gradualisht në çdo rrethanë me të cilën ai përballej, në mënyrë që Muhamedi (a.s.) të ishte vazhdimisht i mbrojtur në përcjelljen e mesazhit dhe në çështje të tjera të jetës së tij.

Sipas përshkrimit kuranor, Profeti (a.s.) pikëllohej nga nxitimi i njerëzve drejt mosbesimit, lëndohej nga disa prej fjalëve të tyre dhe ngushtohej nga dredhitë e tyre. Këto ndjenja negative a e kishin bazën në qëndrimin e njerëzve ndaj tij apo lindnin një refuzim i papjekur e i befasishëm i këtij mesazhi të ri hyjnor, që ishte gjithë vërtetësi, mirësi dhe drejtësi për njerëzit? Apo këto ndjenja ishin pasojë e sfidave të përditshme që jobesimtarët i shtronin Profetit (a.s.), duke i kërkuar që të bënte ndonjë mrekulli a të sillte ndonjë engjëll? Apo ishin pasojë e përgënjeshtrimit, talljes dhe akuzave të rreme që ia drejtonin atij?

Me mirësinë e Tij, Zoti i fliste Profetit (a.s.) për secilën nga këto situata. Kështu, nëse atë e pikëllonte fakti se mosbesimi i tyre do të sillte dëm, përgjigjja hyjnore ishte: "***Ti (o Muhamed) mos u brengos nga ata që nxitojnë në mohim, sepse, në të vërtetë ata nuk mund ta dëmtojnë Allahun aspak.***" (Âl 'Imrân: 176). Nëse ai mërzitej për shkak të talljeve të tyre, Zoti i thoshte: "***Me të vërtetë, janë përqeshur shumë të dërguar para teje, por ata që përqeshnin i përfshiu ajo me të cilën ata talleshin.***" (El-En'âm: 10).

Nëse çështja kishte të bënte me përgënjeshtrimin që ata i bënin atij, Kurani thekson: "***Ne e dimë se ty të zemëron ajo që***

***thonë ata. Në të vërtetë, nuk je ti ai që po mohojnë ata, por keqbërësit po mohojnë shpalljet e Allahut. Edhe para teje (o Muhamed!), shumë të dërguar janë mohuar, por ata e kanë duruar mohimin dhe lëndimin (që kanë pësuar), derisa u ka ardhur ndihma Jonë, sepse askush nuk mund t'i ndryshojë vendimet e Allahut. Ti tashmë ke dëgjuar për ata të dërguar."*** (El-En'âm: 33-34).

Nëse jobesimtarët i kërkonin Profetit (a.s.) të zbriste nga qielli ndonjë thesar apo engjëll, Zoti i thoshte që ai t'ua bënte të qartë se misioni i tij ishte vetëm paralajmërimi dhe jo sjellja e mrekullive sipas tekave të mohuesve. Sapo mbaronin një kërkesë, ata paraqitnin një të re, pa u ndalur për të dialoguar me seriozitet dhe për të menduar me objektivitet rreth mesazhit të ri hyjnor që u kishte zbritur. Prandaj Zoti i drejtohej Profetit (a.s.) që të mos ngushtohej zemra e tij nga fjalët e tyre, por të duronte: "***Prandaj duro! Durimi yt është vetëm me ndihmën e Allahut. Dhe mos u pikëllo për ta e mos u ngushto për shkak të dredhive të tyre!***" (En-Nahl: 127).

Çështja ishte më e madhe sesa lojërat e idhujtarëve. **Mesazhi kishte ardhur për të ndryshuar të gjithë botën në aspektin e botëkuptimit, punës, marrëdhënieve dhe aspiratave.** Sfida e madhe ishte procesi i ndryshimit të një situate me të gjitha sfondet e saj politeiste, shtrirjet e saj ateiste dhe devijimet e saj në fushën e moralit dhe vlerave negative.

## Qenia e Profetit (a.s.) njerëzor

Kurani i madhërishëm e ka theksuar qenien e Profetit (a.s.) si njeri, më shumë se çdo element tjetër. Në të njëjtën kohë, ai ka theksuar edhe qenien e profetëve të tjerë njerëzorë, për të kundërshtuar mendimin që e refuzon bashkimin midis qenies profet dhe njerëzor. Zoti deshi që Profeti Muhamed (a.s.) t'ua shpallte këtë njerëzve në ligjërimin e tij kuranor: "***Thuaj: "Unë jam vetëm një vdekatar si ju, që më është shpallur se Zoti juaj***

***është një Zot i Vetëm.***" (El-Kehf: 110).

Gjithashtu, Zoti deshi që Profeti (a.s.) të hynte më në hollësi në këtë drejtim, me qëllim që të sqaronte kufijtë e fuqisë së vet njerëzore, e cila nuk kishte ndonjë cilësi vetjake që ta ngrinte atë mbi nivelin e njerëzve të tjerë për nga ana e krijimit apo fuqisë fizike, siç thuhet në Kuran: "***Unë nuk ju them se kam thesarin e Allahut apo që e di të padukshmen. As nuk them se unë jam engjëll...***" (Hûd: 31). Ky varg kuranor flet për profetin Nuh (a.s.), por shpreh një model profetik të njëjtë për të gjithë profetët e tjerë.

Arsyeja është se misioni profetik nuk synon këtë gjë, pra, që të krijojë njerëz me fuqi të mbinatyrshme. Prandaj dhe Profeti Muhamed (a.s.) i tha të njëjtën gjë popullit të tij: "***Thuaj: Unë nuk ju them se zotëroj thesaret e Allahut apo se e di të padukshmen dhe as nuk them se jam engjëll. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet***" (El-En'âm: 50).

Prej këtyre vargjeve, kuptojmë se Profeti Muhamed (a.s.) ndiqte vetëm atë që i shpallej nga Zoti dhe ua shpjegonte atë njerëzve. Edhe nëse Zoti i mësonte atij diçka nga e padukshmja, i jepte pikërisht aq sa i duhej Profetit (a.s.) në kryerjen e misionin të vet, në mënyrë që tek ai të plotësojë aspektin e diturisë hyjnore në lidhje me nevojat praktike dhe intelektuale.

Kjo ide zgjerohet edhe më tej në përshkrimin që Kurani i bën figurës njerëzore të Profetit (a.s.), kur Zoti i thotë atij:

"***Thuaj: Unë nuk mund t'i sjell vetes as dobi, as dëm, përveçse aq sa dëshiron Allahu. Sikur ta dija të padukshmen, do t'i shumoja të mirat dhe nuk do të më prekte asnjë e keqe. Unë jam vetëm paralajmërues dhe sjellës i lajmeve të mira për njerëzit që besojnë***" (El-A'râf: 188).

Ky varg e bën të qartë se fuqia njerëzore tek Profeti (a.s.) nuk përmban asnjë element të mbinatyrshëm për të mbrojtur veten, përveçse nëpërmjet ligjësive të përgjithshme që Zoti ka vendosur në botë ose përmes mbështetjes dhe mbrojtjes hyjnore, që Zoti i jepte Profetit (a.s.) në çaste të caktuara.

## Marrëdhënia e muslimanëve me të Dërguarin e Zotit

Kurani ua bën të qartë muslimanëve marrëdhënien e tyre me të Dërguarin e Zotit. Pikësëpari, është marrëdhënie besimi tek ai si i dërguar dhe që varet nga afërsia e tyre me mesazhin hyjnor të përcjellë nga ai. Pra, është në marrëdhënie midis ndjekësve të mesazhit me sjellësin e tij. Këtë gjë e ka shprehur Kurani i madhërishëm në vargun:

*"**Muhamedi nuk është babai i askujt prej burrave tuaj, por është i Dërguari i Allahut dhe vula e profetëve**"* (El-Ahzâb: 40). Pra, duhet që figura e Muhamedit (a.s.) në vetëdijen, logjikën dhe ndjenjën fetare të muslimanit të jetë figura e "të Dërguarit të Zotit", në mënyrë që ai të ndërgjegjësohet përmes mesazhit të tij gjë që forcon lidhjen me Profetin (a.s.) dhe jo largimin nga Ai.

Disa popuj afrohen pas një ideje për shkak të lidhjes që kanë me mbartësin e kësaj ideje dhe, kur ai e ndërron mendimin e tij, atëherë edhe ata e ndjekin atë sipas mendimit të ri, pa u munduar të dallojnë vërtetësinë e mendimit të parë apo të dytë. Kështu pra, çështja tek ata është përkushtimi ndaj personit dhe jo idesë, larg çdo objektiviteti.

Epiteti **"vula e profetëve"** do të thotë se Islami është mesazhi i fundit dhe se misioni profetik i Muhamedit (a.s.) është misioni përmbyllës, pas të cilit nuk ka më profeci.

Prandaj pasimi i mesazhit islam dhe i përcjellësit të tij është pasim i përjetshëm, që nuk mund të ndërpritet nga zhvillimi dhe nuk mund të zhduket me kalimin e kohës, por mbetet për të ripërtërirë kuptimin e thellë të tij, sepse ky mesazh përmban në vetvete elementet e gjalla që e pasurojnë njeriun në përvojën e tij të tashme e të ardhshme, ashtu siç e pasuruan atë në përvojën e tij të kaluar; sepse ai është bir i të gjitha kohërave, realitet i gjallë dhe jo bir i një kohe të caktuar.

## Urdhërues në të mira e ndalues në të këqija

Kurani flet për figurën e Profetit Muhamed (a.s.) dhe përmendjen që i bënë atij librat qiellorë, si Teurati dhe Ungjilli:

***"...dhe atyre që ndjekin të Dërguarin Tonë..., të cilin ata do ta gjejnë të shënuar në shkrimet e tyre, në Teurat dhe Ungjill. Ai do t'i urdhërojë ata të bëjnë vepra të mira dhe do t'i ndalojë nga të këqijat; do t'ua lejojë të mirat e do t'ua ndalojë të këqijat, duke i liruar nga barrët e rënda dhe vështirësitë që kanë pasur"*** (El-A'râf: 157).

Këtu e njohim sërish Profetin (a.s.) nëpërmjet simboleve madhore të mesazhit të tij, i cili përmban urdhërin për përqafimin e së mirës dhe ndalimin e së keqes; lejimin e gjërave të dobishme në vetvete për njerëzit dhe ndalimin e gjithçkaje të dëmshme për ata dhe që është e keqe në vetvete; heqjen e barrëve historike dhe të vargonjve me të cilat ishin ngatërruar. Kështu, ai është i Dërguari, të cilin Zoti e ka çuar për t'u ofruar jetës dhe njerëzve çdo gjë që e ngre nivelin e tyre, që ua forcon pozitat dhe i përmirëson ata.

Në një përshkrim tjetër kuranor, thuhet:

***"Tashmë ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët"*** (Et-Teube: 128).

Pra, Muhamedi (a.s.) ishte i Dërguari i ardhur nga gjiri i bashkësisë, ai që hapi zemrën e tij për të gjitha dhimbjet, problemet dhe hallet e jetës. Prandaj ai lodhej dhe i vinte rëndë për gjithçka që e lodhte dhe e rëndonte bashkësinë në jetën e saj dhe kujdesej për atë njëlloj si kujdesej për veten apo familjen e vet. Ai përpiqej të largonte prej saj çdo të keqe dhe ta shtynte atë drejt çdo të mire, ishte i butë me besimtarët dhe i mëshironte ata, gjë që e shprehte me mendimin, ndjenjat dhe sjelljet e tij. Ai marshonte përkrah njerëzve në çështjet publike dhe private. Ky është shembulli ideal i udhëheqjes dhe ndërveprimit në shoqërinë njerëzore në botën e ndjenjave, mendimet dhe sjelljes, duke u nisur nga mëshira e hapur nga çdo aspekt i jetës.

Zoti porosit në Kuran: ***"Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed), veçse si mëshirë për botët."*** (El-Enbijâ': 107). Ai me cilësitë e tij shpirtërore ishte mëshirë për njerëzit, që vepronin e

gjallonin përmes dashurisë, butësisë, kujdesit dhe orientimit të tij për ta, dhe në mesazhit të tij, që mishëronte mëshirën dhe mirësinë duke ia përçuar njerëzimit në jetën reale.

Ai dhe njerëzit që e rrethojnë, i përkulen dhe i përulen Zotit me adhurim e përgjërim, duke kërkuar faljen dhe kënaqësinë e Tij. Në fytyrat e tyre duken shenjat e adhurimit, nga përuljet e shumta që ia kushtojnë Zotit të tyre. Këtë shembull Kurani e krahason me një farë të mbjellë që lëshon filiza, forcohet e pastaj ngrihet e fortë me kërcellin e vet, duke gëzuar mbjellësin. Fara simbolizon fenë islame, rritja e së cilës në fuqi dhe në numër, sigurisht që i mrekullon shikuesit. Ndërsa mbjellësit simbolizojnë Profetin Muhamed (a.s.) dhe shokët e tij, që bënë përpjekjet më të mëdha për rritjen dhe përhapjen e kësaj feje. Kjo është shoqëria e përsosur në bashkëveprimin midis udhëheqësit dhe bazës, për të arritur forcën shpirtërore e praktike tek njeriu dhe jeta.

## Metoda e Profetit (a.s.) në përballimin e sfidave

Profeti Muhamed (a.s.) përballoi sfidat më të ashpra nga ana e jobesimtarëve dhe idhujtarëve. Ata e sulmuan atë me të gjitha akuzat që, në sytë e njerëzve, ia dobësonin pozitën e tij si i Dërguar. Kështu, në fillim e quajtën poet që kishte sjellë një stil të ri në poezi, çka e ngrinte atë mbi poetët e kohës, të cilët nuk zotëronin ndonjë pozitë të shenjtëruar në shoqërinë e tyre, sepse poetika nuk të bënte njeri udhëheqës. Pastaj e quajtën fallxhor që i tërhiqte zemrat e njerëzve me anë të magjisë. Më pas, akuzat u përshkallëzuan edhe më keq, duke i thënë se trillonte gënjeshtra për Allahun, kur thoshte se ishte i dërguar. Pastaj akuzat vajtën edhe më tej, duke e quajtur mesazhin profetik: "***përralla të popujve të lashtë; të cilat i ka vënë t'i shkruhen e t'i lexohen atij në mëngjes e mbrëmje***" (El-Furkân: 5). Gjithashtu, i thanë: "***Atë e mëson një njeri***" (En-Nahl: 103).

Zoti iu kundërpërgjigj këtyre akuzave në shumë vargje kuranore:

*"Ky (Kuran) është vërtet fjalë e (kumtuar prej) një të Dërguari të nderuar (Muhamedit a.s.) e nuk është fjalë poeti; sa pak që besoni! Nuk është as fjalë e ndonjë falltari; sa pak që po reflektoni! Ai është shpallje e zbritur nga Zoti i botëve!"* (El-Hâkka: 40-43);

*"Nëse ata thonë: "Ai (Muhamedi) e ka trilluar atë (Kuranin)", thuaju: Atëherë, sillni një sure të ngjashme me të dhe thirrni (në ndihmë) kë të mundni, përveç Allahut, nëse thoni të vërtetën"* (Jûnus: 38);

*"Ne e dimë mirë që ata thonë: "Atë e mëson një njeri"! Por ai për të cilin flasin, flet në gjuhën e të huajve, kurse ky (Kurani) është në gjuhën e qartë arabe"*. (En-Nahl: 103);

- *"Thuaj (o Muhamed): Unë ju këshilloj vetëm një gjë: ngrihuni sinqerisht për Allahun, dy nga dy ose një nga një, e pastaj gjykoni për shokun tuaj (Muhamedin).."*. (Sebe': 46).

Vëmë re se ligjërimi kuranor nuk niset me stilin e refuzimit të menjëhershëm, por me stilin e përcaktimit të mënyrës së të menduarit. Nëse jobesimtarët e akuzojnë Muhamedin (a.s.), atëherë Kurani i fton ata të shkëputen nga turma, në të cilën njeriu humb personalitetin e tij të pavarur në mendim, veçanërisht kur atmosfera është e rënduar nga urrejtja, armiqësia dhe emocionet. Pastaj i fton ata të ngrihen sinqerisht për Zotin, në mënyrë individuale apo në grup, me qëllim që të vijnë në vete e të arsyetojnë, duke shfrytëzuar atmosferën e qetësisë mendore dhe analizës objektive.

Kështu, le të studiojnë fjalët e Muhamedit (a.s.), veprimet dhe marrëdhëniet e tij me njerëzit e me jetën. Pasi të bëjnë këtë, do të kuptojnë se njeriu i tyre ka ardhur për t'i paralajmëruar njerëzit për dënimin e ashpër të Zotit, nëse ata nuk ndjekin vijën e drejtë të mesazhit të tij.

Kjo është metoda që përfaqëson rrugën kuranore në përballjen me tjetrin edhe në një situatë qëndrimi agresiv kundër vetë Profetit (a.s.), i cili, nuk reagoi me ashpërsi dhe as me nervozizëm, por me gjakftohtësi, urtësi dhe mençuri.

# KREU III

## PROFETI (a.s.) NË OPTIKËN E PERSONALITETEVE BOTËRORE

Kanë ekzistuar prirje të shumta dhe janë bërë përpjekje të vazhdueshme për të zbuluar të vërtetën mbi vlerat dhe rolin që luajti Profeti Muhamed (a.s.) në historinë e njerëzimit. Por e gjithë literatura e hershme dhe e mëvonshme e botuar rreth besimit islam në perëndim, është deri diku sipërfaqësore dhe e pabazuar në fakte e argumente shkencore të mjaftueshme, megjithëse europianët patën mundësi të kontaktonin me vlerat e botës islame që herët.
Por disa studiues e, sidomos të rikthyerit nga vendet muslimane sollën në Europë një frymë të re, që ndikoi në evoluimin e mendimit europian për islamin dhe Profetin Muhamed (a.s.), çka bëri që popujt e tyre të shihnin më mirë shkëlqimin e qytetërimit islam.
Dijetarët, shkrimtarët, politikanët dhe shumë personalitete perëndimore, që objektivisht kanë dhënë vlerësimet e tyre për personalitetin e Profetit (a.s.), duhen përshëndetur dhe lexuar me vëmendje, sepse me këto vlerësime janë nisur nga qëllimi i drejtë për t'i dhënë njerëzimit modelin e njeriut të përkryer.

**Bernard Shou**[1] në librin e tij për Muhamedin (a.s.) thotë: "Gjithnjë e kam çmuar lart besimin e Muhamedit, thjesht për shkak të vitalitetit të tij të jashtëzakonshëm. Mendimi im është

[1] Bernard Show, The Genuine Islam, Vol. 1, nr. 8, 1936.

se islami është besimi i vetëm i aftë që të drejtojë me sukses ndryshimet e shumta të jetës.
Jam i bindur se, një njeri i ngjashëm me të, po të merrej me problemet e kohës moderne, do t'i kishte zgjidhur ato me sukses, duke i sjellë njerëzimit paqen dhe lumturinë e nevojshme. Kam parashikuar se besimi i Muhamedit (a.s.) do të jetë i pranueshëm në Europën e nesërme, ashtu siç ka filluar të bëhet i pranueshëm për Europën e sotme".

**Napoleon Bonaparti**[2] thotë: "Musai (Moisiu) ia ka shpallur fenë e Zotit popullit të vet, Isai (Jezusi)- botës romake, kurse Muhamedi (a.s.)- tërë botës. Arabia ishte vend pagan. Gjashtë shekuj pas Isait, Muhamedi e njohu botën me besimin në një Zot të vetëm, që është Zoti i Ibrahimit, i Musait, dhe i Isait".

Orientalisti dhe historiani i njohur anglez, **Thomas W. Arnold,** thekson: "Është e vërtetë se Muhamedi (a.s.) ka qenë entuziast dhe ka pasur dashuri dhe flakërim të zjarrtë fetar. Ai këtë kualitet të shkëlqyeshëm e ka përcjellë tek shumë ithtarë të vet... S'mund të hiqet nga mendja se Haxhi është lidhja e Muhamedit (a.s.) me Ibrahimin, besimin e të cilit ky e rimëkëmbi. Nuk ka mendjemprehtësi më gjeniale të ndonjë gjeniu fetar, që të ketë menduar mjetin më të qëlluar për sensibilizimin e shpirtit të besimtarëve dhe t'i japë domethënie kaq të lartë jetesës dhe vëllazërisë së përbashkët, sesa lidhjet me anë të kësaj feje".

Ndërsa orientalistja e shquar italiane **dr. Laura Veccia Vaglieri**[3] shpreh këto vlerësime: "Pejgamberi arab, i frymëzuar dhe i lidhur fort me krijuesin e vet, u ka predikuar monoteizmin më të pastër adhuruesve të fetishizmit, ithtarëve të krishterimit dhe judaizmit. Ai doli në konflikt të hapur me

[2] Bonaparte et Islam, Paris, 1914, fq. 125.
[3] Ajni Sinani, Të tjerët për Islamin, Prishtinë 2005, fq. 145.

tendencat e atëhershme të prapambetura të njerëzve, që shpinin në politeizëm. Në predikimet e tij, për t'i bindur njerëzit me besimin në një Zot të vetëm, ai nuk shfrytëzon fenomene të ndryshme natyrore për të mashtruar njerëzit, duke i quajtur ato si mrekulli të tij.
Ai i ka ftuar njerëzit me dashamirësi, jo të braktisin bindjet e tyre, por të meditojnë mbi universin dhe ligjet e tij. Bindja e tij e palëkundur në një Zot, në një të Vetëm dhe të Domosdoshëm, bënte që ai vazhdimisht t'u ofronte njerëzve të lexonin librin e jetës."

Orientalisti francez, **E. Demerngen**[4]**,** ka shkruar veprën "Biografia e Muhamedit" dhe "Muhamedi dhe sunneti"; prej të cilave po shkëpusim pasazhin e mëposhtëm: "Muhamedi (a.s.) veten e konsideronte si instrument për komunikimin e Shpalljes. Përpjekja e Muhamedit (a.s.) këmbëngulte në atë që të jetë i besueshëm, dëgjues dhe regjistrues besnik, përcjellës i pagabueshëm i asaj që dëgjonte nga fuqia ndriçuese dhe zëri i heshtur i fjalës së amshuar, i fjalës së Allahut, e cila është ajka e Librit. Fjalë të cilën e ruajtën engjëjt fisnikë në qiellin e shtatë. Çdo Pejgamber duhet të ketë argument për mesazhin e tij. Secili duhet të ketë një mrekulli me të cilën të sfidojë të tjerët... Kurani është mrekullia e vetme e Muhamedit (a.s.). Stili i tij është i mrekullueshëm, fuqia e tij mahnitëse vazhdon edhe në ditët tona. Ai ngacmon lexuesin, edhe nëse ai nuk është prej adhuruesve të devotshëm."

Në librin "Vizioni për besimin islam", 1851, të **dr. Selwyn Gurney,** theksohet se: "Muhamedi (a.s.) ka sjellur fenë të cilën e pasojnë miliona njerëz. Që nga fillimi, ndikimi i kësaj feje është gjithnjë në rritje. Tiranët që i besojnë vetëm forcës dhe mbështeten vetëm tek ajo, nuk janë në gjendje të ndikojnë në gjeneratat e mëvonshme, ndikimi i tyre ndihet vetëm gjatë jetës

[4] Ajni Sinani, vepër e cituar, fq 149.

së tyre. Ne, ndërkaq, pas vdekjes së Muhamedit (a.s.), shohim se ndikimi i tij nuk dobësohet."

**Johan Volfang von Goethe (Gëte)**[5] thotë për Muhamedin a.s.: "Njeri i shkëlqyer, drita e Zotit, u përpoq që atë dritë ta përhapte në botë... Në histori kërkova shembullin e një njeriu të shkëlqyer dhe atë e gjeta te Pejgamberi arab."

**Ahmet Suse**[6] thekson: "Cili synim është më fisnik dhe më i afërt për njerëzimin, sesa feja e Zotit dhe synimi i Pejgamberit për njësimin e zemrave dhe triumfin e së vërtetës? Le të përfytyrojmë Muhamedin (a.s.) duke u diktuar ithtarëve të Librit shpalljen e Allahut: ***"Thuaj: O ithtarë të Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët edhe për ne edhe për ju, që të mos adhurojmë tjetër përveç Allahut dhe asgjësend të mos bëjmë shok dhe të mos e trajtojmë njëri-tjetrin si zot në vend të Allahut. E nëse ata kthejnë kryet anash thoni: "Dëshmoni se njëmend jemi muslimanë"*** (Ali Imran. 64). Muhamedi (a.s.) ishte shembull për jetën e njerëzore, me jetën e tij, të besuarit e sinqertë, të thellë dhe të fuqishëm. Ai është shembull i përkryer për ruajtjen e amanetit dhe udhëzimit. Sakrificat për përhapjen e misionit të tij hyjnor janë argumenti më i fuqishëm, që dëshmojnë mbi përsosmërinë e qenies, qëllimin fisnik, madhështinë e personalitetit dhe shenjtërinë e pejgamberisë së tij.

**Michael H. Hart**[7], autor i librit "100 personalitetet më të shquara në histori", e vendos Profetin në vendin e parë dhe thekson: "Vendimi për t'i dhënë Muhamedit vendin e parë në këtë libër me personalitetet më të shquara të historisë, mund

[5] Gëte- Mendimet e njerëzve eminentë botërorë për Muhamedin (a.s), Dituria Islame, Prishtinë 1991, nr. 25, fq 24.
[6] Ajni Sinani, vepër e cituar, fq. 167.
[7] Michael H. Hart, 100 personalitetet më të shquara në histori, botim 2001, fq. 7.

t'u duket i papritur disa lexuesve, ndërsa disa të tjerëve mund t'u zgjojë dyshimin, nëse ky është i vetmi njeri në histori që ka arritur suksese të jashtëzakonshme si në zhvillimin e fesë së tij, ashtu edhe në ata të nivelit qytetar.
Nga një prejardhje e thjeshtë, Muhamedi arriti të krijojë dhe të përhapë një nga fetë më të mëdha në botë dhe të bëhet një udhëheqës politik me një efikasitet të jashtëzakonshëm. Sot, katërmbëdhjetë shekuj pas vdekjes, ende është shumë i fuqishëm ndikimi i veprimtarisë së tij fetare.

Princi **Otto Von Bismark**[8], politikan dhe burrë i madh shteti, themelues i Gjermanisë, ka thënë: "Muhamedi (a.s.) është personalitet i jashtëzakonshëm. Jo rastësisht, Zoti nuk nxori ndonjë tjetër në skenën e ngjarjeve botërore. Muhamed, më vjen keq që s'isha bashkëkohësi yt. Ai është libër hyjnor. Të mohosh burimin e tij, është aq qesharake, sa edhe të pretendosh pasaktësinë e shkencave ekzakte. Njerëzimi, vetëm një herë ka parë një figurë të tillë unikale, siç ishe ti dhe më s'do të ketë rastin të shohë".

**Edward Gibbon**[9], një historian gjenial, në veprën e njohur "Historia dhe rënia e Perandorisë Romake" vë në dukje: "Muhamedi (a.s.) kishte memorie të shkëlqyer, sjellje humane, gjykim të drejtë dhe qëndrim të vendosur. Ishte i guximshëm në ide dhe aksione. Shpallja e parë të cilën e pranoi nga Zoti, la vulë të thellë tek ai deri në fund të jetës."

**Majori A. G. Leonard,** në librin[10] e tij shkruan: "Lexuesi duhet të kuptojë menjëherë se Muhamedi (a.s.) nuk ka pasur një frymëzim shpirtëror të zakonshëm, nuk ishte një prijës i thjeshtë

---

[8] Ajni Sinani, vepër e cituar, fq. 127.
[9] Ajni Sinani, vepër e cituar, fq. 130.
[10] Islam, His moral and spiritual value, fq. 20-21.

apo, më tepër, një endacak, por ka qenë një nga mendimtarët më të mëdhenj të të gjitha kohërave dhe epokave. Ishte një njeri me qëllime të sinqerta dhe serioze, ishte jo vetëm i madh, por më i madhi ndër më të mëdhenjtë. Ishte njeri që njerëzimi nuk e kish njohur kurrë më parë. Qe madhështor jo vetëm si Pejgamber, por edhe si trim dhe burrë shteti. Qe frymëzuesi shpirtëror, që krijoi popullin më të madh, shtetin më të madh dhe, për më tepër, fenë më të madhe; Ai ishte modest me njerëzit dhe tepër i përulur i përkushtuar ndaj Zotit. Lexuesi duhet ta kuptojë se islami ka domethënie të thellë dhe synon t'i nxjerrë ithtarët e vet nga terri i errësirës njerëzore drejt sferave më të larta të Dritës së të Vërtetës."

**Lordi Hidhu**[11] është një shkrimtar dhe intelektual anglez, që ka studiuar jetën e Muhamedit (a.s.) dhe që ka pranuar besimin islam. Midis të tjerash, ai thotë: "Profeti arab, Muhamedi (a.s.), ka pasur një personalitet të jashtëzakonshëm, karakter të fortë dhe një burrëri të tillë që u pasqyrua në çdo hap të jetës së tij, duke bërë të qartë se në botë nuk ka si ai. Nëse do të ndjenim nevojën për të pasur një shembull që do ta udhëhiqte jetën tonë, atëherë, unë me bindje do të shprehesha: Muhamedi (a.s.) e lartëson jetën e njerëzve, pasi jeta e tij është si një pasqyrë që reflekton në mendje kthjelltësinë, bujarinë, burrërinë, guximin, durimin, krenarinë, faljen e gabimeve, modestinë dhe të gjitha sjelljet e shkëlqyeshme, që pajisin njeriun me virtytet më të larta e më të shkëlqyera. Nuk do të lë pa përmendur se Pejgamberi ka qenë plotësisht i bindur ndaj së vërtetës, lutej më tepër se të tjerët, falej natën derisa i ënjteshin këmbët."

**R. V. C. Bodley**[12] thotë: "Veçantia e paraqitjes së Muhamedit (a.s.) në historinë e religjioneve, qëndron në atë se ai qe i frymëzuar

[11] Lord Hidhu, Dr. Muhammed A. Jemani, në veprën "Edukoni fëmijët tuaj me dashuri për Profetin Muhammed (a.s)" - Shkodër 1996, fq. 94-95.
[12] "The Messenger", Londër, 1946 f. 338.

për çdo gjë dhe nuk ishte (emëroi veten) as i shenjtë dhe as engjëll. Ai kishte cilësi që ishin krejtësisht njerëzore. Përveç personalitetit të tij të madh njerëzor, ai s'kishte asgjë që e veçonte nga muslimanët e tjerë."

**Dr. Nadhmi Luka**[13] thotë: "Muhamedi (a.s.), me virtytet dhe cilësitë e tij nuk ishte si të tjerët. Tek ai qenë tubuar të gjitha shenjat e pejgamberëve dhe guximi i guximtarëve, prandaj është detyrë për çdo studiues objektiv që të shprehë respekt ndaj një figure të tillë shembullore dhe të shprehë konsideratë ndaj tij.

Ai ishte njeriu i vetëm i cili qe gjuha e qiellit, sipër tij qëndronte vetëm Zoti dhe askush tjetër, nën të ishin besimtarët dhe adhuruesit e Zotit... Dhe përkundër kësaj, ai asnjëherë nuk tregoi mendjemadhësi.

Këtij Pejgamberi, të cilit i ishte dhuruar udhëzimi i njerëzve, këtij Pejgamberi që ka arritur madhështinë, lartësimin dhe pushtetin, edhe sikur të mburrej me të gjitha këto, nuk do t'i merrej për të keq." Ndërkaq, krahas kësaj shton: *"Mos më madhëroni mua ashtu sikurse madhërojnë të krishterët të birin e Merjemes. Me të vërtetë, unë jam rob i Allahut dhe i Dërguari i Tij"*. Një herë, kur doli para një grupi besimtarësh, ata u ngritën në këmbë, duke e madhëruar atë, por ai e ndaloi një gjë të tillë, duke thënë: "*Mos u ngrini në këmbë sikurse fëmijët*."

Cili njeri meriton që biografia e tij të jetë larg çdo paragjykimi, ashtu siç meriton ky Pejgamber, i cili miliona njerëz i shndërroi nga adhurimi shkatërrues ndaj idhujve, në adhurues të Zotit, Krijuesit të gjithësisë? Vetëm ai i largoi nga humbja dhe devijimi dhe i ngriti në lartësinë e besimit. Nga lufta që bëri, nuk përfitoi asgjë, as ai, as familja e tij, siç ndodh me përfituesit e luftës së kësaj bote."

[13] Dijetar i besimit të krishterë nga Egjipti.

**James H. Hart dhe James A. Michener**[14] thonë: "Në çdo gjë Muhamedi (a.s.) qe thellësisht racional. Kur vdiq i biri i tij i dashur, Ibrahimi, ndodhi eklipsi i diellit dhe populli filloi të thotë se me këtë Zoti po shpreh pikëllim. Sapo dëgjoi këto fjalë, Muhamedi (a.s.) tha: "*Zënia e diellit dhe e hënës janë ndodhi natyrore që nuk kanë asnjë lidhje me lindjen apo vdekjen e njeriut*." Kur ndërroi jetë Muhamedi (a.s), pati përpjekje për ta hyjnizuar, por pasardhësi i tij dhe shoku i tij më besnik, Ebu Bekër Es-Sidiku, e ndaloi këtë përpjekje dhe në njërin prej fjalimeve të tij theksoi: "*Nëse mes jush ka nga ata që e adhurojnë Muhamedin (a.s.), le ta dinë se ai ka vdekur. Ndërsa ata që adhurojnë Allahun, duhet të dinë se ai jeton gjithmonë*."

**John Davenport,** në librin e tij "An Apology for Mohammad and the Koran" fq. 52-53, thotë: "Si mik, si prind ai shfaqte ndjesitë më të buta që fal natyra, por, meqë zemra e tij ishte e mbushur me ndjenja të bukura e fisnike dhe meqë ai ishte i ngarkuar të përmbushte shumë detyra sociale, krahas atyre të vendit, ai nuk e turpëroi titullin e tij si apostull i Zotit. Ai i realizoi funksionet e tij me thjeshtësi të natyrshme për një mendje të lartë. Ai bëri shërbime nga më modestet; thjeshtësia e tyre nuk kishte nevojë për ligjërim. Edhe kur u bë i pari i Arabisë, ai vazhdonte të arnonte këpucët dhe rrobat prej leshi, milte delet, pastronte shtëpinë dhe ndizte zjarrin. Hurmat dhe uji ishin ushqimi i tij i zakonshëm. Kurse qumështi dhe mjalti luksi i tij. Kur udhëtonte, ndante kafshatën e gojës me shërbyesit. Sinqeriteti dhe bamirësia e tij u dukën kur ai vdiq dhe arkën e familjes së tij e kish lënë të zbrazur."

**Washington Irving**, në librin[15] e tij shkruan: "Në të ngrënë ishte i përkorë dhe respektonte rreptësisht agjërimin. Ai nuk

---

[14] James H. Hart, James A. Michener, Pamflet: Ç'thonë të tjerët për Muhamedin (a.s.), Dituria Islame, Prishtinë, prill 1991, nr. 24, fq. 16.
[15] Mohammed and his succesory, London 1909, fq. 192, 193, 199.

kënaqej me veshje madhështore, me demonstrime njerëzish mendjengushtë; thjeshtësia e tij në veshje nuk ishte e shtirur por rezultat i një shpërfilljeje për gjërat e parëndësishme.
Në sjelljen e tij ai ishte i drejtë. Miqtë dhe të huajt, të varfrit dhe të pasurit, të fuqishmit dhe të dobëtit i trajtonte barabar, ndaj njerëzit e zakonshëm e donin për dashamirësinë me të cilën i priste dhe dëgjonte ankesat e tyre...
Ngadhënjimi i tij ushtarak nuk zgjoi tek ai as mburrje e as kotësinë e fitores, siç do të kishte ndodhur, po të ishte bërë për qëllime egoiste. Në kohën kur ishte në kulmin e fuqisë së vet, ai ruajti të njëjtën thjeshtësi në sjellje e paraqitje si edhe në ditët e zakonshme. Kaq larg rrinte nga madhështia mbretërore, sa, kur hynte në dhomë e ndiente veten ngushtë, po t'i bëheshin respekte të pazakonta."

**Thomas Carlye**[16] thekson: "Familja e tij ishte nga më kursimtaret, ushqimi i tyre i përbashkët ishte buka prej elbi dhe uji, nganjëherë në vatrat e tyre nuk ndizej zjarri. Familja thoshte me krenari se si ai i ndreqte vetë këpucët, arnonte vetë xhaketën e tij. Njerëzia nuk i ishte bindur asnjë perandori me gjithë diademat e tyre, si këtij njeriu me rroba të arnuara me dorën e vet. Gjatë njëzet e tre vjetëve përpjekjesh vërtet të mundimshme, unë gjeta te ai një hero të vërtetë, kaq të nevojshëm për veten time."

**Bosworth Smith,** në librin[17] e tij shkruan: "Në personin e tij ishin bashkuar Qezari dhe Papa; por ai ishte Papa pa pretendimet e Papës dhe Qezar pa legjionet e Qezarit. Ai ishte pa ushtri të rregullt, pa roje vetjake, pa pallat, pa rrogë. Nëse ka ndonjë njeri që meriton të thotë se ka sunduar me të drejtën hyjnore, atëherë ky njeri është Muhamedi, sepse kishte gjithë pushtetin, edhe pse pa mjete e pa mbështetje.

---

[16] On heroes, Hero-worship and the heroic in histori, fq. 62.
[17] Mohammad and Mohammadaism, fq. 92.

Ai u ngrit mbi titujt e ceremonitë, mbi vogëlimat solemne dhe përulësinë mburravece të etikës oborrtare. Për mbretërit trashëgimtarë, për princërit e lindur në familje mbretërore, shkëlqimi dhe ceremonitë solemne janë aq të natyrshme sa vetë ajri që thithin. Por edhe ata që njihen më shumë, madje sundimtarët që kanë çarë vetë rrugën, ata që kanë hyrë në analet e historisë, një Qezar, një Kromuell, një Napoleon nuk kanë qenë në gjendje t'i rezistonin joshjes së xhinglave. Muhamedi ishte i kënaqur me realitetin; ai nuk kujdesej për petkun e pushtetit. Kjo thjeshtësi e jetës së tij private ishte në harmoni me jetën e tij publike. "*Zoti* - thotë El Buhari, – *ia ofroi çelësat e thesarit të kësaj bote, por ai nuk pranoi*."

Leksikologu **Dr.Steinges**[18] thotë: "Drejtësia e Muhamedit (a.s), veprimet dhe vendosmëria e tij për të gjetur të vërtetën, këmbëngulja e vazhdueshme për t'i komunikuar urdhrat hyjnorë, besimi i tij i paluhatshëm në çdo situatë, aftësia për t'i bërë që të dëgjojnë të vërtetën e amshueshme edhe ata që nuk donin ta dëgjonin, të gjitha këto janë argumente bindëse dhe të pamohueshme se ky Pejgamber, sipas mendimit tim, është vula e pejgamberëve."

**Prof. Naniel Schmit**[19] shprehet: "Sinqeriteti i Muhamedit nuk mund të vihet në pyetje. Edhe një kritikë historike që nuk mbyll sytë para fakteve, që nuk pranon asnjë mendjelehtësi, që shqyrton çdo dëshmi, që nuk ka interesa të njëanshme dhe kërkon vetëm të vërtetën, duhet të pranojë se i takonte atij rendi profetësh, që çfarëdo të kenë qenë përvojat e tyre, kanë paralajmëruar, mësuar dhe shprehur mendime të thjeshta e sublime, kanë vendosur parime sjelljeje më fisnike nga të mëparshmet dhe ia kanë kushtuar veten pa pikë frike thirrjes

[18] Autor i fjalorit anglisht-arabisht.
[19] "Heril Enciklopedia" 1916, vol. XVI fq. 72.

së tyre të lartë, sepse drejt shërbesës së tyre fetare ishin të shtyrë nga një fuqi e brendshme."

**Profesor Parsan**[20] thotë: "Dihet se Muhamedi (a.s.) ishte njeri i zakonshëm që nuk dinte shkrim e lexim. Ai jetoi para më shumë se 1400 vjetësh, ishte analfabet por dha sqarime dhe shpjegime të thella, që çuditërisht përputhen me shkencën. Unë, personalisht, nuk mund të them se kjo ndodhi rastësisht. Ka shumë gjëra që janë përmendur saktësisht, prandaj sikurse dr. Kith Mur, edhe unë s'e kam të vështirë që të pranoj me logjikën time se Kurani është frymëzim ose shpallje hyjnore, që i është dhënë Muhamedit (a.s.) për sqarimin e çështjeve."

**Lamartini**[21], njëri nga poetët më të mëdhenj të Francës shpreh vlerësimet e tij: "Nëse madhështia e qëllimit, thjeshtësia e mendimit dhe rezultatet e arritura janë tri kritere të gjenialitetit njerëzor, kush mund të marrë guximin të krahasojë cilindo njeri të madh të historisë njerëzore me Muhamedin (a.s.)?
Muhamedi (a.s.) qe përmbysës i zotave të rremë, vendosës i idesë së re me fjalë, filozof, orator, mësues, ligjvënës, luftëtar për një çështje të madhe, përhapës i besimit të arsyeshëm dhe adhurimit, pa fotografi, themelues i 20 perandorive tokësore dhe i një perandorie shpirtërore. Ky është Muhamedi (a.s.). Duke marrë parasysh të gjitha kriteret me të cilat mund të matet madhështia njerëzore, me të drejtë pyesim: A ekziston njeri më i madh se ai?"

Shkrimtari i madh rus, **Leon Nikolajeviç Tolstoi**[22], shprehet: "Nuk ka dyshim se Pejgamberi Muhamed është njëri ndër

---

[20] Prof. Parsan- Përgjegjës i anatomisë në një fakultet të mjekësisë në Kanada. Nga kumtesa: "Mbi fenomenin shkencor në Kuran dhe Hadith".
[21] Historia de la Turqiue- Ulfe Aziz-us Samed, vepër e cituar, fq. 25-26.
[22] Shih traktatin, "Pejgamberi urtiplotë Muhamed"- botim 1909.

reformatorët më të mëdhenj të njerëzimit. Atij i takon lavdia më e madhe që udhëzoi njerëzimin në dritën e vërtetë, në drejtësi dhe në paqe. Ai pengoi gjakderdhjen e të pafajshmëve dhe hapi rrugën e përparimit dhe prosperitetit. Këtë vepër të madhe nuk ka mundur ta bëjë askush tjetër, përveç atij njeriu i cili është i denjë për çdo respekt, admirim, konsideratë. Muhamedi (a.s.) është Pejgamber i fesë islame. Ai e ftoi popullin e vet që të adhurojë vetëm Allahun."

**Fransua Mari Voltaire (Volteri),** në veprën[23] e tij historike, shkruan: "Nipi i Abdul Mutalibit, Muhamedi (a.s.), i cili më vonë do t'ia ndërrojë pamjen pjesës më të bukur dhe më të madhe të botës, ishte i ditur dhe modest, poet, astronom, reformator i kalendarit të arabëve, ligjbërës dhe mjek. Në një periudhë prej tre shekujsh, gjenialiteti i popullit arab të cilin e vuri në lëvizje Muhamedi (a.s.), bëri përparim mahnitës."

**Edwart Montet**[24] shprehet: "Muhamedi (a.s.) me reformat e tij i ka bërë shërbim të pakufishëm njerëzimit, prandaj meriton të numërohet ndër mirëbërësit dhe reformatorët më të mëdhenj të njerëzimit."

**Dr. M. H. Duran**[25] shprehu vlerësimet e tij, kur tha: "Pejgamberi (a.s.) ia ndryshoi të menduarit botës; madje, ia ndërroi traditat dhe moralin. Ai mblodhi arabët rreth një flamuri, një ligji, një feje, kulture, civilizimi dhe një qeverie. Ky popull i cili nuk kish nxjerrë gjatë historisë asnjë njeri të madh, meritoi të përmendet që prej shekujsh. Nën ndikimin dhe udhëzimin e Muhamedit (a.s.), ai popull nxori me mijëra e mijëra njerëz fisnikë, të cilët shkuan deri në skajet më të largëta

[23] Mbi arabët dhe Muhamedin - kapitulli VI .
[24] Edward Montet, La propagande Chertienne et ses Adversaires Musulmans, Paris 1890.
[25] Dr. M. H. Duran, sipas Dr. Imadudin Halil, vepër e cituar, fq. 105-106.

të botës, për t'i afruar njerëzit me parimet dhe moralin islam duke i ftuar ata që të pranojnë sistemin islam të jetës.

**Nasri Selheb**[26] shprehet: "Madhështia e Muhamedit (a.s.) arriti që gjatë asaj periudhe të shkurtër të formojë një legjislacion moral, shpirtëror dhe shoqëror. Askush në histori nuk ia ka arritur të bëjë një gjë të tillë me një shpejtësi të tillë marramendëse. Ky njeri, i cili nuk njohu qetësi, rehati dhe pasuri, arriti që mes një mase të tillë njerëzish, të vërë rregulla shtetformuese, të vendosë ligjin dhe të ngrejë sisteme."

**Karen Armstrong**[27] thekson: "Ai është një nga gjenitë më të mëdhenj që ka njohur bota. Të krijosh një kryevepër letrare, të themelosh një fe të madhe dhe një fuqi të madhe botërore, këto nuk janë arritje të zakonshme. Por, që ta çmojmë gjeninë e tij plotësisht, ne duhet të analizojmë shoqërinë në të cilën u lind dhe forcat me të cilat ai u përball...

---

[26] Ajni Sinani, vepër e cituar, fq. 166.

[27] Shkrimtare angleze e ditëve tona, autore e dymbëdhjetë librave me temë nga historia e besimeve, ndër komentatoret më të shquara mbi problemet fetare në vendet anglofone. Ajo kaloi edhe shtatë vjet si murgeshë katolike. Në vitin 1983 punoi në vendet e Lindjes së Mesme për një dokumentar serial televiziv. Kështu e vlerësonin librin e saj për Muhamedin a.s. disa nga mediat e njohura botërore:

***"Publishiers Weekly"***, thuhet: "Një hulumtim me shumë kujdes i historisë së Profetit Muhamed, një biografi tërheqëse dhe dashamirëse, që portretizon Profetin Muhamed, si një qenie njerëzore të dashur komplekse dhe që mund të gabojë, një udhëheqës i hirshëm që zotëronte dhunti shpirtërore dhe politike. Një Profet që vizioni dhe intuita e tij monoteiste iu përgjigjet nevojave dhe dëshirave të thella të popullit të vet.

Tek **"The Economist"** thuhet: "Ajo ka arritur të ketë sukses, sepse e ka sjellë Profetin Muhamed në jetë si një qenie plotësisht me tipare njerëzore.**"**

Në **"Library Journal"** thuhet: "Ky përshkrim i Profetit të Islamit dhe mjedisit prej nga ai filloi, e magjepsin lexuesin e thjeshtë dhe e çlirojnë atë nga paragjykimet, duke i dhënë një kuptim të ri ngjarjeve të sotme në Lindjen e Mesme."

Ne në Perëndim kemi nevojë të shpëlajmë veten tonë nga paragjykimet e vjetra. Ndoshta një hap për të filluar këtë, është figura e Profetit Muhamed: për shkak të krizave që po përjeton njerëzimi dhe vështirësive me të cilat po përballet."[28]

**Dr.Gustav Lebon**[29], në librin e tij shkruan: "Muhamedi (a.s.) arriti një sukses të cilin nuk e arriti asnjë nga fetë e mëparshme, që u shfaqën para tij në tokat arabe: as Hebraizmi, as Krishtërimi. Prandaj, kontributi i tij qe madhështor.
Nëse madhështia e njerëzve matet me madhështinë e veprave të tyre, atëherë Muhamedi (a.s.) është nga më të madhërishmit që ka njohur historia. Tanimë, dijetarët perëndimorë kanë filluar të tregohen objektivë pavarësisht se fanatizmi fetar historianëve ua ka verbuar shumë sytë që të njohin dhe të pranojnë superioritetin e Muhamedit (a.s.) ndaj të tjerëve."

**La Fayet**[30], filozof dhe ideator i revolucionit të madh francez të vitit 1789 dhe që ka studiuar të gjitha sistemet juridike para botimit të "Deklaratës së të drejtave të njeriut", ka thënë: "O Muhamed! Atë që ke prurë dhe aplikuar në botë, nuk e ka bërë askush. Ti ke sjellë drejtësinë në një vend të paarritshëm. Një njeri kompleks, plot me temperament, i cili disa herë bëri gjëra që për ne është vështirë t'i pranojmë, por që pati gjeninë e një rendi shoqëror të thellë dhe themeloi një fe si edhe një traditë kulturore, emri i së cilës është "Islam" dhe që do të thotë *paqe* dhe *pajtim*."

---

Tek **"Choice"** thuhet: "Një vlerësim i ri i shkruar bukur dhe plot forcë depërtuese, dhjetë kapitujt e të cilit i kushtojnë vëmendje të veçantë burimit fetar, eksperiencës dhe forcës shtytëse të Muhamedit**.**"

28 Shih librin: Muhamedi, një biografi e profetit, Jehona Study Center, Tiranë 2006, fq. 66.

29 Dr. Gustav Lebon- Civilizimi arab, vepër e cituar, Dr. Jusuf El Kardavi, Islamsko Provo, Sarajeve 1989 fq. 49.

30 Osman Nuri Topbash, vepër e cituar fq. 28.

## Përmbyllje

* Fragmentet e sipërthëna janë marrë nga shkrime e libra të autorëve të mirënjohur, personalitete në fusha të ndryshme. Ata janë politikanë, burra shtetesh, historianë, shkrimtarë, mjekë, sociologë, jetën dhe veprën e Profetit Muhamed (a.s.) e kanë parë specifikisht nga disa këndvështrime.

* Shumë prej tyre janë studiues dhe njohës të mirë të historisë së vendeve muslimane, njohës të mirë të islamistikës, kulturës, shkencës dhe të qytetërimit Islam. Fjala e tyre është thënë me vërtetësi, me përgjegjësi dhe me kompetencë shkencore.

* Shumë prej tyre nuk janë të përkatësisë islame, nuk mbartin pasione e ankthe për të vështruar dhe shkruar realitetin në mënyrë subjektive dhe të zbukuruar. Ata janë tepër objektivë dhe të paanshëm në çështjen për të cilën shkruajnë e marrin përsipër përgjegjësitë.

* Autorët e referencave e shohin dhe e analizojnë jetën dhe veprën e Profetit Muhamed (a.s.) si model dhe mesazh në të mirë të mbarënjerëzimit.

* Jetën dhe veprën e Profetit Muhamed (a.s.) e nxjerrin jashtë kornizave të vendit të tij dhe të kohës kur jetoi. E shohin me vërtetësi shkencore dhe bazuar në burime të besueshme dhe dokumentacion të pasur autentik.

# KAPITULLI IV

## DISA MËSIME QË NXJERRIM NGA JETA E PROFETIT (a.s.)

Lexues i nderuar!
Provo të ecësh në rrugën e drejtë, përpiqu të marrësh si model të vetes sate shembullin e Profetit (a.s.), të besosh si besonte ai, të mendosh si mendonte ai, të jetosh si jetonte ai, të sillesh si sillej ai, të veprosh sipas këshillave të tij atëherë të jesh i bindur se do të gjesh kuptimin dhe qëllimin e jetës sate që të ka dhuruar i Madhi Zot, por që ta zbukuron sjellja sipas porosive të Profetit Muhamed (a.s.). Kështu ke për të gjetur qetësinë e madhe shpirtërore dhe lumturinë e vërtetë të kësaj bote dhe të botës së përtejme.

- Nëse ti je njeri i pasur, mendo për thjeshtësinë dhe bujarinë e atij Profeti (a.s.) të lartë që (sundoi mbi gjithë Gadishullin Arabik) bëri për vete gjithë njerëzit e mëdhenj të kombit arab dhe frymëzoi tërë kombësitë e tjera.

- Nëse ti je njëri prej të dobtëve, merr shembull prej jetës së Profetit (a.s.) që ka jetuar në Mekë nën regjimin e padrejtë dhe mizor të politeistëve.

- Nëse je fitimtar, merr shembull nga jeta e Profetit (a.s.) dhe guximi e mençuria e tij, që e bëri të dalë triumfues në luftërat me kundërshtarët e islamit.

- Nëse pëson humbje, kujto Profetin (a.s.) durimtar, që qëndronte me guxim e trimëri mes shokëve të rënë dëshmorë apo të plagosur në fushën e betejës.

- Nëse je mësues, mendo për Profetin (a.s.) që u mësonte shokëve urdhrat hyjnorë, duke u përcjellë frymëzimin e zemrës së tij të ndjeshme.

- Nëse je nxënës, mendo për Profetin (a.s.) që rri para engjëllit Xhibril, kur ai i sjell shpalljen e Allahut.

- Nëse je predikues që jep këshilla apo një udhëheqës i popullit, dëgjo Profetin (a.s.) që u rrezaton urtësi shokëve të tij brenda Xhamisë Profetike.

- Nëse kërkon të mbrosh të vërtetën, të kumtosh të vërtetën, ta kapësh të vërtetën e ta lartësosh atë dhe për këtë nuk ke ndonjë udhëzues, atëherë mëso nga jeta e Profetit (a.s.), kur ndodhej në Mekë pa asnjë lloj ndihme, ua shpalli idhujtarëve të vërtetën dhe fitoi në rrugë të drejtë.

- Nëse je fitimtar dhe ke mundur armikun, kujto Profetin (a.s.) ditën e fitores së Mekës se si i trajtoi me butësi dhe drejtësi kundërshtarët e tij.

- Nëse je pronar, kujto Profetin (a.s.) se si gjithë pronën dhe pasurinë e tij e vuri në shërbim të njerëzve në nevojë.

- Nëse je tregtar, merr shembull nga Profeti (a.s.) se si e zhvillonte tregtinë me ndershmëri e drejtësi, pa asnjë spekulim.

- Nëse je gjykatës, mendo zgjidhjet me zgjuarsi dhe drejtësi, ashtu si edhe Profeti (a.s.) gjeti zgjidhjen dhe shoi grindjen midis fisve për vendosjen e Gurit të zi në Qabe.

- Nëse je pushtetar, shih Profetin (a.s.) që rri midis njerëzve dhe i trajton si të barabartë të pasurit dhe të varfrit, shih se si i respektonte dhe kujdesej ai për njerëzit.

- Nëse je kryefamiljar, bashkëshort apo prind, mëso nga sjellja, kujdesi dhe dashuria e Profetit (a.s.) për familjen e vet.

- Nëse je i ditur, mëso nga shembulli i Profetit (a.s.) për ta vlerësuar, për ta shtuar dhe përhapur diturinë edhe tek të tjerët.

- Nëse je i paditur, bëj përpjekje për të mësuar, mëso nga të diturit dhe nga ata që kanë njohuri më shumë.

- Nëse je i varfër, mos u dëshpëro, por përpiqu të fitosh pasuri në rrugë të ndershme dhe duke punuar.

- Nëse je i lumtur, mendo se atë ta ka dhuruar Allahu i Madhëruar dhe shijoje atë brenda normave dhe udhëzimeve të Allahut, por mendo edhe për ata që preken nga fatkeqësi dhe hidhërime.

# KRONOLOGJIA E PROFETIT (a.s.)

- Viti 570: Lindja e Muhamedit në Mekë. Fëmijëria e tij është ajo e një jetimi të vetmuar.
- Viti 576: Pas vdekjes së nënës, Amina, gjyshi i tij, Abdyl Muttalibi, u bë kujdestar i tij; dy vjet më vonë, detyrën e kujdestarit e mori përsipër xhaxhai i tij, Ebu Tâlibi.
- Viti 582: Udhëtimi i parë tregtar në Siri, i shoqëruar nga Ebu Tâlibi.
- Viti 595: Martesa me Hatixhen.
- Viti 595: Lind djali i tij i parë, Kasimi, i cili vdes para moshës dyvjeçare.
- Viti 605: Muhamedi ndihmon në rindërtimin e Qabesë.
- Viti 610: Engjëlli Xhibril viziton Muhamedin në shpellën e Hira-s. Shpallja e vargut të parë kuranor: *Ikra* (Lexo!). Hatixhja, Aliu, Ebu Bekri dhe Zejdi u bënë muslimanë.
- Viti 613: Fillon shpallja publike e Islamit.
- Viti 615: Shpërngulja e parë (hixhreti) e një grupi muslimanësh në Abisini.
- Viti 616: Përndjekjet fillojnë. Muhamedi, familja dhe besnikët e tij u bojkotuan nga banorët e Mekës.
- Viti 619: Viti i dëshpërimit: Hatixhja dhe Ebu Tâlibi vdesin. Predikimi i Muhamedit (a.s.) i drejtohet Taifit.
- Viti 621: Udhëtimi natën nga Meka në Jeruzalem (*el isrâ'*) dhe ngjitja përtej shtatë qiejve (*el mi'râxh*). Persekutimet dhe kërcënimet intensifikohen. Përgatitjet për nisjen në Jethrib.

- Viti 1H/622: Profeti emigron dhe pritet në Medinë. Përpunohet një Kushtetutë e re për banorët e qytetit.
- Viti 2H/623: Ndërrohet *Kibla*. Drejtimi i faljes nuk është më nga Xhamia Aksa e Jeruzalemit, por nga Qabeja, në Mekë. Besimtarëve u jepet leja për të luftuar. Beteja e Bedr-it, një fitore e madhe për muslimanët.
- Viti 3H/625: Beteja e Uhud-it; muslimanët pësojnë disfatë.
- Viti 5H/627: Beteja e Aleatëve (kështu quhet beteja e Hendekut): rrethimi i gjatë i Medinës u realizua nga dhjetë mijë kurejshitë.
- Viti 6H/628: Marrëveshja e Hudejbije-s, pushimi i përkohshëm i luftimeve midis Profetit (a.s.) dhe politeistëve.
- Viti 7H/629: Letra që Pofeti i dërgoi Kisra-s, mbret i Persisë, perandorit të Bizantit, si dhe udhëheqësve të tjerë, për t'i ftuar ata në Islam.
- Viti 8H/629: Çlirimi i Mekës nga një ushtri e fortë, e përbërë nga dhjetë mijë muslimanë. Amnistia e përgjithshme dhe shkatërrimi i idhujve.
- Viti 10H/632: Haxhillëku i fundit i Profetit (a.s.). Shpallja e plotë e Kuranit. Vdes Profeti (a.s.).

## PASTHËNIE

Jeta e Profetit Muhamed (a.s.), një personalitet që ka lënë gjurmë të pashlyeshme në historinë e njerëzimit, ka qenë viteve të fundit në epiqendër të diskutimeve dhe e debateve të rretheve mediatike, shkencore e kulturore, lindore e perëndimore, islame dhe jo islame. Ai jo vetëm në kohën kur jetoi, por edhe gjatë gjithë periudhave të mëvonshme e, madje, edhe në situatat bashkëkohore ngacmon kureshtjen, rrit polemikat e përplas opinionet. Gjithmonë e më shumë njerëzimi po bindet për përmasat e kësaj figure madhore që ka kapërcyer muret kohore dhe hapësinore.

Në çdo kohë nuk mund të gjendet asnjë personalitet në botë që të krahasohet me Profetin Muhamed (a.s.) si burrë shteti, si komandant dhe strateg largpamës, si mbrojtës i të drejtave njerëzore, si reformator në shoqëri, familjar, mik, shok, e mbi të gjitha, si i besuari dhe i Dërguari i Allahut dhe i ngarkuari me një mision të shenjtë për gjithë njerëzimin.

Çdo qenie e ndershme njerëzore gjen prehjen e qetësinë shpirtërore kur lexon, mëson dhe udhëhiqet nga cilësitë dhe virtytet e larta morale të këtij personaliteti. Jeta e tij i ngjan një oqeani të pafund i mbushur me margaritarë. Për t'i fituar këto margaritarë, duhet të notosh në këtë oqean dhe të zhytesh në thellësitë e tij. Duhet të lexosh për jetën e tij dhe të meditosh. Në rrugëtimin e gjatë të njerëzimit Profeti Muhamed (a.s.) ka lënë gjurmë të pashlyera. Provo të ecësh në këto gjurmë e do të gjesh qetësinë shpirtërore, do të ndjesh flladin e një pranvere të përhershme.

Në këtë rrugë ecën shokët e tij dhe të gjithë ata që përqafuan dhe përqafojnë besimin islam. Allahu thotë në Kuran: *"O Profet! Ne të kemi dërguar ty si dëshmitar, sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues; si thirrës, që i fton njerëzit në rrugën e Allahut me urdhrin e Tij dhe si pishtar ndriçues."* (El-Ahzab, 45-46)

Jeta e të dërguarit të fundit të Allahut është një histori e shkruar, e rrëfyer, e mësuar, e studiuar, e provuar dhe shumë komplekse. Ai pati një veprimtari dhe përvojë tepër aktive. Ai i dha njerëzimit një ndihmesë të konsiderueshme në fushën e marrëdhënieve dhe jetës shpirtërore.

Ky është një fakt thelbësor, i dukshëm që jo vetëm nuk mund të mohohet, por as edhe të nënvlerësohet. Për jetën e tij ekzistojnë të dhëna më shumë se për çdo themelues të ndonjë besimi tjetër. Këto të dhëna janë të bollshme për të plotësuar kuadrin historik të këtij personaliteti.

Muhamedi (a.s.) kishte dhunti të mëdha shpirtërore dhe politike. Ai ishte i bindur se besimtarët kanë përgjegjësi për të ndërtuar një shoqëri më të mirë dhe më të drejtë.

Pas vitit 622 e.r. Muhamedi (a.s.) u bë një figurë popullore. Duke përballuar me durim vite persekutimi, ai arriti përmasat e një udhëheqësi që jo vetëm transformoi Arabinë, por ndryshoi edhe rrjedhat historike. Ai nuk lindi në një shoqëri paqësore e të rregulluar, por në një mjedis të ngarkuar me konflikte. Së pari, ai ideoi bashkimin e arabëve jo sipas skemave të mëparshme, por në gjetjen e zgjidhjeve origjinale sipas situatave. Kjo ishte një nga vetitë themelore të personalitetit të tij. Ai bënte hapa të matur, të menduar mirë dhe të suksesshëm. I gjithë dimensioni dhe funksioni i tij politiko-social udhëhiqet nga libri i shenjtë, Kurani, mësimet e të cilit, bashkë me trashëgiminë e Muhamedit (a.s.) shërbejnë si bazë e legjislacionit islam. Mesazhi i tij njerëzor ishte njësh me vizionin e tij social e fetar.

## FJALORTH

- Abasi - Njëri nga xhaxhallarët e Profetit Muhamed (a.s.). Kaloi në Islam dhe iu bashkua muslimanëve në çastet e para të çlirimit të Mekës prej muslimanëve.
- Abdullahu - Abdullah ibën Abdul-Muttalib, djali më i ri i Abdul-Muttalibit. Babai i Profetit Muhamed (a.s.).
- Abdullahu - Një prej fëmijëve meshkuj të Profetit (a.s.). Vdiq në moshë të vogël, përpara shpalljes së Islamit.
- Abdul-Menafi - Djali i Kusajjit; u bë prijës i kurejshëve pas vdekjes së të atit.
- Abdul-Muttalibi - i biri i Hashimit. Zuri vendin e të atit, duke përfaqësuar parinë e kurejshëve. Ai hapi rishtas burimin e Zemzemit.
- Abisinia - Etiopia e sotme; vendi ku u vendosën për të parën herë emigruesit muslimanë.
- Aishja - Bashkëshortja më e re në moshë e Profetit Muhamed (a.s.) dhe e bija e Ebu Bekrit.
- Aksa - Mesxhidul Aksa, Xhamia e Largët në Jeruzalem, një nga tre faltoret më të shenjta për muslimanët.
- Aliu - Djali i Ebu Talibit, kushëri i parë i Profetit (a.s.). I pari që pranoi Islamin nga fëmijët. Prijësi i katërt i muslimanëve, për nga radha, pas vdekjes së Profetit (a.s).
- Allahu Ekber - Thënie që shpreh madhërimin e Allahut: "Zoti është më i Madhi".
- Amina - Emineja, nëna e Profetit (a.s.). Amina bint Uehb.
- Amër bin El Asi - Shok i Muhamedit (a.s.) nga gjenerata e parë; njeri i mençur i fisit Kurejsh; u dërgua në Abisini për

t'i kthyer prapë të shpërngulurit e parë muslimanë. Më vonë u bë njëri nga luftëtarët dhe drejtuesit më të shquar të Islamit.

- Arabia - Emërtim për atë zonë që përfshin të gjitha territoret e njohura të Gadishullit Arabik.
- Arafat - Luginë e gjerë e rrethuar nga kodra, ndodhet në periferi të Mekës. Vendi ku tubohen haxhilerët muslimanë në ditën e nëntë të muajit Dhul-Hixhe, për të kryer një nga ritualet e haxhit, duke qëndruar në të prej agimit të mëngjesit të asaj dite deri pas perëndimit të diellit.
- Beduinë - Arabët nomadë - banorë të shkretëtirës, që zakonisht janë barinj.
- Behira - Murg që jetonte në qytetin Busra (në Siri), ku ndaloi karvani në të cilin qe Profeti (a.s.), përpara se atij t'i zbriste shpallej hyjnore.
- Benu Hashim - Degë e fisit të madh Kurejsh, të cilës i përkiste edhe Profeti (a.s.).
- Benu Kurejdha - Fis hebre që jetonte në Jethrib (Medinë) në kohën kur Profeti emigroi drejt saj. Nënshkruan një marrëveshje me Profetin (a.s.), të cilën e shkelën disa herë, duke e detyruar atë që t'u shpallte luftë.
- Bilal El Habeshij - Rob i Umejje bin Halefit. Ai u bë musliman kundër dëshirës së padronit të vet dhe për pasojë, vuajti shumë ndëshkime të rënda, por kurrë nuk e humbi besimin e tij. Më vonë u bë edhe muezini i parë.
- Bismilahirr Rrahmanirr Rrahim - Frazë të cilën besimtari duhet ta thotë në fillim të çdo veprimi të mirë dhe të çdo kapitulli të Kuranit (përveç kapitullit IX) dhe që ka si kuptim "Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit".
- Bizanti - Kështu quhej perandoria romake e lindjes.
- Burak - Emri i një kafshe, më të madhe se gomari e më të vogël se mushka, që mbarti Profetin (a.s.) gjatë ngritjes së tij në qiell (Mir'axhit).
- Ebrehe - Mbreti i Jemenit, i cili, shoqëruar nga një ushtri e

madhe, ndërmori një mësymje për të shkatërruar vendin e shenjtë, Qabenë.

- Ebu Bekri - Tregtar i pasur dhe i nderuar në Mekë. Shok dhe bashkëkohës, miku më i mirë i Profetit (a.s.). Burri i parë që i besoi Profetit (a.s.) dhe pranoi Islamin. E pasoi atë (a.s.) pas vdekjes, duke udhëhequr muslimanët për një periudhë dyvjeçare, derisa ndërroi jetë.
- Ebu Lehebi - Njëri nga xhaxhallarët e Profetit (a.s.), por dhe një armik i ashpër i Islamit dhe i nipit të vet. Në Kuranin Famëlartë ka edhe një kapitull që e përmend atë, kapitulli i 111-të.
- Ebu Sufjani - Njëri nga udhëheqësit kurejshitë, që u priu mosbesimtarëve në luftërat e tyre kundër Profetit (a.s.) dhe Islamit. Në fund, gjatë çlirimit të Mekës, e pranoi Islamin.
- Ebu Talibi - Xhaxhai i Profetit (a.s), i ati i Aliut. Njëri nga njerëzit më të ndershëm në mesin e kurejshëve. U kujdes dhe mbështeti Profetin (a.s.) pas vdekjes së gjyshit të tij dhe nuk reshti së mbrojturi atë derisa vdiq. Megjithatë nuk e pranoi Islamin.
- Ebu Xhehli - Njëri prej njerëzve më të fuqishëm të fisit Kurejsh, kundërshtar i hapur i Profetit (a.s.) dhe Islamit. U vra në betejën e Bedrit, viti 2 H/623.
- El-Buhari - Muhamed bin Ismail bin Ibrahim bin El Mugire El Buhari. Lindi në vitin 194 H / 810 e.s. në qytetin e Buharasë, Uzbekistani i sotëm dhe vdiq në një nga fshatrat e Samarkandës të quajtur Hartank në vitin 256 H / 870-871 e.s.. Ai u rrit jetim dhe që në vogëli nisi rrugën e dijes. Mësoi nga më shumë se një mijë dijetarë dhe përpiloi përmbledhjen më të njohur me thëniet profetike "El Xhami'us Sahih", e cila konsiderohet nga dijetarët e botës islame si libri më i saktë, pas Kuranit të Madhërishëm.
- El-Isrâ' - Israja është udhëtimi i mrekullueshëm që bëri Profeti (a.s.) i shoqëruar prej engjëllit Xhibril, gjatë një nate, prej Xhamisë së Shenjtë në Mekë (Qabja), për në Xhaminë

e Largët në Jeruzalem (Mesxhidul Aksa).

- El Mi'râxh - Miraxhi është udhëtimi qiellor i Profetit (a.s.) në shoqërinë e engjëllit Xhibril.
- Emine - Shih Amina.
- Ensarë - Përkrahës - titull për banorët vendas të Medinës, të cilët e merituan atë, sepse pranuan Islamin dhe ftuan Profetin (a.s.) dhe muslimanët që emigruan nga Meka, për të jetuar bashkë me ta në Medinë.
- Es Selamu alejkum ue rrahmetullahi ue berekatuhu - Përshëndetje islame që ka si kuptim "Paqja, mëshira dhe bekimet e Allahut qofshin për ju".
- Ezani - Thirrje islame që, kryesisht bëhet për të sinjalizuar besimtarët për hyrjen e kohës së faljes së namazit.
- Faltore - Vend ku falen besimtarët e një kulti fetar.
- Fatime - Vajza e vogël e Profetit (a.s.). U martua me Aliun, djalin e xhaxhait të Profetit (a.s.) dhe pati me të dy djem, Hasanin e Hysenin. Vdiq pak kohë pas vdekjes së Profetit (a.s.).
- Guri i zi - "El Haxherul Esved" është një gur i fiksuar në një nga katër këndet e ndërtesës së shenjtë, Qabes. Për të Profeti Muhamed (a.s.) ka thënë se ka zbritur nga Xheneti. Gjithashtu, ky gur shënon fillimin dhe mbarimin e një rrotullimi rreth Qabes.
- Hadith - Shprehje apo thënie që e ka thënë Profeti (a.s.) apo vepër që e ka bërë ai ose të tjerë dhe ai e ka miratuar me heshtjen e tij.
- Halid bin El Uelidi - Luftëtar i madh, shumë i shkathët në artin ushtarak. Islamin nuk e pranoi që në fillim, madje planifikoi disfatën që pësuan muslimanët në betejën e Uhudit; por më vonë e pranoi Islamin, duke u bërë një prej udhëheqësve ushtarakë më të shquar të muslimanëve.
- Halimja - Grua e fisit beduin të Beni Sa'ad, e cila u përkujdes për Profetin (a.s.) në fëmijërinë e tij.
- Hamza - Një prej xhaxhallarëve të Profetit (a.s.), ishte tepër i guximshëm dhe trim. Luftoi përkrah Profetit (a.s.) në

betejën e Bedrit dhe ra dëshmor në Betejën e Uhudit.

- Haruni - Vëllai i të dërguarit të Zotit te populli i Izraelit, Musait (a.s.). Edhe ky u bë profet, falë lutjes bujare të Musait (a.s.) drejtuar Allahut të Madhërishëm.
- Hashimi - Djali i Abdul-Menafit dhe stërgjysh i Profetit (a.s.). Ai organizonte udhëtimet e karvanëve të kurejshëve për në Siri dhe Jemen. Për rrjedhojë, Meka u bë qendër e madhe dhe e rëndësishme tregtare.
- Hatixhja - Gruaja e parë e Profetit (a.s.); Ai qëndroi me të derisa ajo vdiq. Ishte e para femër që i besoi Profetit (a.s.).
- Haxh - Pelegrinazhi në vendin e shenjtë, në Mekë. Ai është një nga pesë shtyllat e Islamit, detyrim për t'u kryer qoftë edhe një herë të vetme në jetë nga çdo musliman që ka mundësi ekonomike dhe shëndetësore.
- Haxher - Gruaja e dytë e profetit Ibrahim (a.s.) dhe nëna e djalit të tij të parë, profetit Ismail (a.s.), paraardhës i Muhamedit (a.s.).
- Herakli - Perandor i Bizantit.
- Hindi - Gruaja e Ebu Sufjanit dhe nëna e Muavijes. Pranoi Islamin në vitin 8 H, vit në të cilin muslimanët çliruan përfundimisht Mekën nga sundimi i paganizmit.
- Hira - Shpellë e vendosur në kreshtën e një kodre, ku për herë të parë i zbriti Shpallja Muhamedit (a.s.)
- Hixhreti - El Hixhrah; shpërngulja e besimtarëve muslimanë nga Meka në Medinë. Me këtë ngjarje, zë fill edhe kalendari musliman.
- Isai - I biri i Merjemes që lindi pa baba dhe i dërguari i Zotit tek "delet e humbura të Izraelit". U dërgua për të mëkëmbur ligjet që i pat vendosur Musai (a.s.), por që me kalimin e kohës u shtrembëruan dhe u manipuluan nga priftërinjtë çifutë.
- Ibrahimi - I dërguar i Allahut të Madhëruar për popullin e tij. Ai konsiderohet në literaturën islame, por jo vetëm në të, si baba i profetëve. Pati si fëmijë, Ismailin me Haxher-

en dhe Is'hakun me Sarën. Prej Ismailit e kanë prejardhjen arabët dhe prej Is'hakut e kanë hebrenjtë.

- Ithtarët e Librit - Term që përfshin ithtarët e dy besimeve të tjera monoteiste, hebrenjtë dhe të krishterët.
- Imam - 1. Njeri i ditur, që u prin besimtarëve muslimanë në kryerjen e faljeve. 2. Kryetari shpirtëror i të gjithë muslimanëve ose i ndonjë grupi të tyre.
- Ismaili - I biri i Ibrahimit dhe profet i përmendur në Kur'an. Ai ishte kurbani për të cilin qe betuar Ibrahimi (a.s.).
- Inxhili - Ungjilli, libër i shenjtë që i zbriti të dërguarit të Zotit, Isait (a.s.).
- Jahja - Profet i Zotit i zgjedhur nga mesi i bijve të Izraelit. Bashkëkohës i Isait (a.s.). Jetoi dhe predikoi besimin e fenë e drejtë, derisa u ekzekutua nga vetë populli izraelit.
- Jemeni - Vend me popullsi arabe, që ndodhet në jug të Gadishullit Arabik.
- Jusufi - Profet i Zotit, i zgjedhur nga populli i Izraelit, kaloi shumë vuajtje në fëmijërinë dhe rininë e tij, deri në burgosje, por që në fund u shpërblyen nga Zoti i Madhëruar, duke e bërë atë një figurë shumë të rëndësishme në oborrin e faraonit. Gjatë kohës kur ai qe ministër, mori në mbrojtje popullin hebre.
- Kâsim - Djalë i parë i Profetit (a.s.) me Hatixhen. Vdiq në moshë të njomë, përpara se të atit t'i zbriste shpallja.
- Kibla - Përfaqëson orientimin e detyruar të muslimanëve në drejtim të Qabesë (Mekës), gjatë kryerjes së ritualit të faljes.
- Kopt - Egjiptian autokton i krishterë.
- Kurejsh - Njëri prej fiseve më të shquara arabe që kishte për vendbanim qytetin e shenjtë të Mekës, pasardhës të Ismailit (a.s.). Edhe profeti Muhamed (a.s.) i përkiste këtij fisi.
- Kusajji - Një nga udhëheqësit e fisit kurejsh, i cili u bë sundues i Mekës. Ai ruante gjithashtu, çelësat e Qabesë. (Stërgjysh i stërgjyshit të Profetit Muhamed a.s.).
- Kurani - Fjala e Allahut të Madhëruar që iu shpall Profetit

(a.s.) për një periudhë 23-vjeçare, përmes engjëllit Xhibril.

- Lejletul Kadri - Nata e Caktimit. Në këtë natë, Allahu i Madhëruar ka filluar t'i shpallë Kuranin Muhamedit (a.s.). Ajo është një nga netët teke të 10-ditëshit të fundit të muajit Ramazan. Gjatë asaj nate, engjëjt zbresin me të gjitha vendimet hyjnore për çfarë do të ndodhë në Tokë brenda një viti.
- Medina - Vend në të cilin u shpërngulën muslimanët bashkë me Profetin Muhamed (a.s.) për të krijuar shtetin e parë islam.
- Meka - Qyteti i shenjtë në të cilin ndodhet Qabja - Shtëpia e Zotit. Vendlindja e profetit Muhamed (a.s.), si dhe vend pelegrinazhi për mbarë muslimanët e botës.
- Merjem - Nëna e Isait (a.s.). Njëra nga gratë më të vlerësuara në Islam dhe më e lëvduara në Kuran.
- Muslimi - Muslim ibën El-Haxhaxh ibën Muslim El-Kushejrij En-Nisaburi. Lindi në vitin 204 H, vit në të cilin vdiq imam Shafiu, në krahinën e Neshapurit dhe vdiq në vitin 261 H. Është autor i përmbledhjes me thënie profetike, të titulluar "El-Kitab Es-Sahih ", i cili renditet pas veprës se Buhariut për nga saktësia, përpikëria shkencore dhe vlerat që ai përcjell.
- Minare - Kullë e lartë prej së cilës bëhet thirrja që sinjalizon besimtarët për kryerjen e faljes.
- Musai - Profeti më i madh që iu dërgua popullit të Izraelit.
- Nexhashi - Mbret i Abisinisë në kohën e Profetit (a.s.). Njeri i drejtë dhe besimtar.
- Oazë- Vend me ujë dhe i gjelbëruar në mes të shkretëtirës, ku mund të jetojnë njerëzit.
- Persia - Mbretëri e hershme paraislame e pozicionuar në territoret e Iranit të sotëm.
- Rukaje - Njëra nga vajzat e profetit Muhamed (a.s.). Vdiq para vdekjes së të atit.
- Safa - Kodrinë pranë Qabesë, prej nga nis ecja rituale

ndërmjet Safas dhe Mervas.

- Sahabi - Shok i Profetit. Sipas përkufizimit përkatës, këtë titull e meriton kushdo që e ka takuar Profetin (a.s.), duke besuar atë, si dhe ka vdekur si musliman.
- Sara - Gruaja e profetit Ibrahim, me të cilën atij i lindi Is'haku.
- Selman Farisiu - Sahabi i nderuar në mesin e muslimanëve, me origjinë nga Persia. Shpeshherë Profeti e konsultonte në çështje dhe probleme që u përkisnin ithtarëve të Librit dhe muslimanëve.
- Sidretul Munteha - Lotusi i skajit më të largët, që simbolizon edhe fundin e qiejve.
- Sure - Kapitull kuranor.
- Sham - Krahinë e populluar tradicionalisht nga arabët, me dalje në detin Mesdhe dhe që në kohët e sotme përfshin disa shtete arabe: Libanin, Sirinë, Palestinën dhe një pjesë të Jordanisë.
- Tavaf - Ecja rituale rreth e përqark Qabes.
- Teurati - Torahu- Libër i shenjtë që i zbriti të dërguarit të Zotit, Musait (a.s.).
- Theur - Shpella ku u fshehën Muhamedi (a.s.) dhe Ebu Bekri, kur emigruan nga Meka për në Medinë.
- Umu Kulthum - Njëra nga bijat e Muhamedit (a.s.). Vdiq para vdekjes së të atit.
- Uraka bin Neufel - Djali i xhaxhait të babait të Hatixhes, gruas së Profetit (a.s.). Emri i tij është përmendur në shumë shkrime, qofshin islame, apo të krishtera. Të gjitha përkojnë në faktin që Uraka ishte njohës i Ungjillit.
- Uhud - Mal në rrethinat e Medinës, pjesë e vargmalit të Hixhazit, në rrëzë të të cilit u zhvillua beteja e njohur e Uhudit, ku muslimanët pësuan një humbje të konsiderueshme.
- Zekat - Obligim i domosdoshëm fetar ndaj çdo muslimani, pasuria e të cilit e ka plotësuar sasinë e caktuar (nisabin), si dhe ka kaluar një vit.

- Zejnebe - Njëra nga bijat e Muhamedit (a.s.), e cila si shumica e fëmijëve të tij, ndërroi jetë që në të gjallë të tij.
- Xhami - Faltore e besimtarëve muslimanë.
- Xhibrili - Meleku, engjëlli i ngarkuar prej Allahut të Madhëruar me detyrën e komunikimit të Zbulesës Hyjnore tek profetët e ndryshëm. Ai i transmetoi Muhamedit (a.s.) Kuranin famëlartë, ashtu siç e dëgjoi prej Allahut.
- Xhenet - Streha e besimtarëve në botën e përtejme, ku do të jetojnë në begati dhe kënaqësi të pafundme dhe të paimagjinueshme, si shpërblim i besimit dhe i punëve të tyre të mira në këtë botë.

# LITERATURA E PËRDORUR

Të gjitha ajetet kuranore janë marrë nga Kurani i Madhërishëm, sipas përkthimit të Prof. Hasan I. Nahit, botuar nga Instituti Shqiptar i Mendimit dhe i Qytetërimit Islam, Tiranë, 2006.


- Bernard Show, *The Genuine Islam*, vol. 1 nr. 81936.
- Leon Nikolajeviç Tolstoi, Traktat: *Pejgamberi urtiplotë Muhamed*.
- Volteri, *Mbi arabët dhe Muhamedin*. (Voltaire-F.M. Arouet-Mahomet 1741)
- Thomas W. Arnold, *Historia e Përhapjes së Islamit*.
- John Davenport, *Apologjia për Muhamedin dhe Kuranin*.
- Michael H. Hart, *100 personalitetet më të shquara të historisë*.
- Martin Lings, *Muhamedi: jeta e tij e bazuar mbi burimet më të hershme*.
- Stanley Lane Pole, *Fjalimi dhe Kuvendimi i Muhamedit*.
- John Austin, *Muhamed the Prophet of Allah*, botim 1927.
- R. Bosworth Smith, *Jeta e Muhamedit*.
- Anie Besant, *The Life and Teaching of Muhammad*, Madras 1932.
- E. Demergen, *Biografia e Muhamedit, Muhamedi dhe Suneti*.
- Thomas Carlyle, *Heroi si Profet: Muhamedi dhe Islamizma, 1840*.
- W. Montogomery Watt, *Muhamedi në Mekë, Muhamedi në Medinë*, botim 1953.
- Karen Armstrong, *Muhamedi (një biografi e Profetit)*, botim 2006.
- Maksim Rodinson, *Muhamedi*.
- Amër Halid, *Gjurmëve të të dashurit tonë*.

- M. H. Rahim, *Muhamedi (a.s.)*.
- Osman Nuri Topbash, *Muhamedi*, botim 2003.
- Sejjid Husein Nasr, *Muhamedi, njeri i Allahut*.
- Dr. Abdullah Ali Basfar, *Mëshira e dhuruar - Dashuria dhe mbrojtja e Profetit*, botim 2006.
- Bashkim Aliu, *Muhamedi (a.s.) pishtari ndriçues*, botim 2000.
- Said Nursi, *Profeti Muhamed (a.s.) dhe rruga e tij*.
- Dr. Mustafa Sibai, *Profeti Muhamed*, botim 2005.
- Safijjurrahman El-Mubarekfuri, *Nektari i vulosur i Xhenetit*.
- Mehmed Hanxhiq, *Muhamedi.*
- Leila Azzam - Aisha Gouverneur, *Jeta e të Dërguarit (a.s.)*.
- Zakaria Bashier, *Makkan Crucible Sunshine at Madinah*.
- Mardijah Aldrich Tarantino, *Marvellous stories from the life of Muhammad*.
- Ramokrishna Rao, *Muhamedi Pejgamberi i Islamit*.
- Ajni Sinani, *Të tjerët mbi Islamin*, botim 2001.
- Muhamed ibn Ismail El-Buhâri, *El-Xhâmiu Es-Sahih*, International Ideas Home for Publishing & Distribution, viti i botimit 1998, Rijad.
- Muslim ibn El-Haxhaxh El-Kusheri En-Nisâpori, *Es-Sahih*, International Ideas Home for Publishing & Distribution, viti i botimit 1998, Rijad.
- Abdulmelik Ibn Hishâm El-Himjeri El-Meârefi, *Es-Sirah En-Nebeuijah*, Dâr El-Xhijl, viti i botimit 1990, Bejrut.
- Safijurrahman El-Mubârekfuri, *Er-Rahik El-Makhtûm*, Dâr Es-Selam, viti i botimit 1997, Rijad.
- Shemsuddin Muhamed ibn Ahmed ibn Othman Edh-Dhehebi, *Nuzhetul-Fudalâ Tehdhib Sijer Alâm En-Nubelâ*, Dâr El-Andalus El-Khadrâ, viti i botimit 2000, Xheddah.
- Ebul-Fida Ibn Kethir, *El-Bidajetu Ue En-Nihajetu*, Dar El-Hadith, viti i botimit 1992, Kajro.
- Ebu Bekr El-Xhezairi, *Hadha El-Habib Muhamed (s.a.u.s.)*, Dar Esh-Shurûk, viti i botimit 1989, Xheddah.
- Muhamed ibn Aleui El-Maliki El-Haseni, *Muhamed El-Insân El-Kâmil*, Dâr Esh-Shurûk, viti i botimit 1984, Xheddah.



Unë jam dërguar si mëshirë, jo si mallkues.



Kije frikë Allahun kudo që të jesh; pas çdo vepre të keqe bëj një vepër të mirë që ta fshish atë. Dhe me njerëzit, sillu me moral të lartë.



Kush beson Allahun dhe ditën e fundit, le të thotë fjalë të mira ose të heshtë! Kush beson Allahun dhe ditën e fundit, le ta respektojë fqinjin e tij. Kush beson Allahun dhe ditën e fundit, le ta nderojë mikun e tij!



Padyshim që Allahu ju ka lënë juve porosi për nënat tuaja. Pastaj për nënat tuaja. Pastaj për nënat tuaja. Pastaj për baballarët tuaj. Pastaj për të afërmit tuaj, sipas shkallës së afërsisë.

Midis një dinari (monedhë) që e shpenzon në rrugën e Zotit, një dinari që e shpenzon për lirimin e një skllavi, një dinari që e shpenzon për të varfrit dhe një dinari që e shpenzon për familjen tënde, ai që të sjell më shumë shpërblime, është ai që e shpenzon për familjen tënde.



Allahu i madhëruar ka thënë: "Ata persona që duhen për Hirin Tim, që mblidhen në një vend për Hirin Tim, që vizitojnë njëri-tjetrin për Hirin Tim dhe që shpenzojnë për njëri-tjetrin për Hirin Tim, atëherë Dashuria ime është bërë obligim për ta."



Zoti e ka ndarë mëshirën në 100 pjesë, nëntëdhjetë e nëntë prej të cilave i ka mbajtur tek Vetja, kurse njërën e ka zbritur në Tokë. Është falë asaj pjese të vetme, që krijesat tregojnë mëshirë për njëra-tjetrën, aq sa mëma e ngre këmbën për të mos shkelur të voglin e saj.



Besimtarët me besim më të përsosur, janë ata që kanë moral të lartë. Më i miri prej jush është ai që sillet më mirë me gruan e tij.





Askush prej jush nuk ka arritur besimin e vërtetë, përderisa të dëshirojë për vëllanë e tij atë që dëshiron për veten e tij.



Mos e kini zili njëri-tjetrin, mos e mashtroni njëri-tjetrin, mos e urreni njëri-tjetrin, mos ia ktheni shpinën njëri-tjetrit; o robërit e Zotit, jini vëllezër. Nuk i lejohet një muslimani të braktisë vëllanë e vet më shumë se tri ditë.



Kush nuk mëshiron njerëzit, nuk e mëshiron Allahu.



Besimtari për besimtarin është si muret e ndërtesës që mbështesin njëra-tjetrën.

Nuk është prej nesh kush nuk tregon dhembshuri ndaj fëmijëve dhe respekt ndaj të rriturve, kush nuk urdhëron të mirat dhe ndalon të këqijat!



Kush largon një brengë të kësaj bote nga një besimtar, Allahu i largon atij një prej brengave të ditës së kiametit. Kush lehtëson një person në vështirësi, Allahu ia lehtëson punën atij në dynja dhe ahiret. Kush i mbulon një të metë besimtarit, Allahu ia mbulon atij të metat në dynja dhe ahiret. Allahu ndodhet në ndihmën e robit të Tij, për sa kohë që ky e ndihmon vëllanë e vet.



Kush rrit dhe edukon pa asnjë të metë tri vajza ose tri motra, ose dy motra, ose dy vajza, sillet mirë me to dhe i marton, atëherë ai e ka merituar xhenetin.



Një nga të mirat më fisnike që mund të bëjë njeriu, është vizita e miqve të babait të tij të vdekur.





Sa herë që një njeri viziton një të sëmurë në mbrëmje, bashkë me të dalin 70000 melekë, që (i) kërkojnë falje (Zotit) për të deri në mëngjes, dhe atij i përgatitet një kopësht në xhenet. Nëse ai e viziton të sëmurin në mëngjes, bashkë me të dalin 70000 melekë, që (i) kërkojnë falje (Zotit) për të deri në darkë, dhe atij i përgatitet një kopësht në xhenet.



Shembulli i besimtarëve në dashurinë, mëshirën dhe dhembshurinë mes njëri-tjetrit, është si shembulli i një trupi të vetëm. Nëse ankohet njëri organ, organet e tjera marrin pjesë me të në pagjumësi dhe temperaturë.



Të vendosësh drejtësi mes dy personave, është sadaka. Të ndihmosh dikë të hipë në kafshën e vet ose ta ngarkojë atë, është sadaka. Fjala e mirë është sadaka. Çdo hap që hedh për të shkuar për t'u falur, është sadaka. Të heqësh nga rruga një pengesë, është sadaka.



Allahu i mëshiron ata që tregohen të mëshirshëm me të tjerët. Kini mëshirë për ata që ndodhen në tokë, që t'ju mëshirojë Ai që është në qiell.

Kush ju kërkon strehim në emër të Zotit, strehojeni; kush ju kërkon diçka në emër të Zotit, jepjani; kush ju fton, përgjigjuni ftesës së tij; kush ju bën një të mirë, kthejani po me të mirë. Nëse nuk keni gjë për t'i dhënë, atëherë lutuni për të, derisa të shihni se ia keni shpërblyer (sa duhet).



Xhibrili (a.s) më këshilloi aq me ngulm në të drejtat e fqinjëve, saqë mendova se ata do të bëheshin pjesëtarë në trashëgiminë e njëri-tjetrit.



Lehtësoni dhe mos vështirësoni, përgëzoni dhe mos tmerroni.



Shërbëtorët tuaj janë vëllezërit tuaj të afërm. Allahu i ka lënë ata amanet në duart tuaja. Kush e ka të vëllanë në dorën e tij, le ta ushqejë nga ajo që ha vetë dhe ta veshë nga ajo që vesh vetë. Mos i ngarkoni ata me punë që s'mund t'i bëjnë dot. Edhe nëse i ngarkoni, ndihmojini ata.





Nëse një musliman mbjell një pemë ose hedh një farë dhe nga frutat e këtyre ushqehen njerëzit, zogjtë ose kafshë të tjera, atëherë kjo mbetet sadaka për të.



Kush ndjek rrugën për të kërkuar dituri, Allahu do t'ia lehtësojë atij rrugën për në xhenet.



Ruajeni veten nga zjarri, qoftë edhe me një gjysmë hurme. Ai që nuk ka as kaq, (le të ruhet) me një fjalë të mirë.



Nëse ju nuk do të kryenit gjynahe, Allahu do t'ju shkatërronte dhe do të krijonte njerëz që kryenin gjynahe, por që do t'i falte pasi ata të pendoheshin dhe të kërkonin falje për çka kishin kryer.

Virtyti është morali i mirë, ndërsa mëkati është ai që ta turbullon shpirtin dhe nuk do që ta dinë të tjerët.



Nëse dikush është i privuar nga mirësjellja, atëherë është i privuar nga gjithë të mirat.



Nëse butësia ndërhyn në diçka, patjetër që zbukuron atë, por nëse del nga diçka, patjetër që e nxin atë.



"Kush prej jush sheh një të keqe, ta ndryshojë atë me dorën e vet. Nëse nuk mundet, ta ndryshojë me gojën e tij dhe, nëse nuk mundet, ta ndryshojë me zemrën e tij, por ky është *imani* më i dobët".





Një prej fjalëve të urta që njerëzit kanë trashëguar nga profetët e mëparshëm, është: “Nëse nuk ke turp, atëherë bëj ç’të duash”.



Besimtari nuk është gjurmues gabimesh, as mallkues, as i rëndomtë, as gojështhurur dhe as i paturp.



Ai person i cili nuk ka mundur të hyjë në xhenet, megjithëse në shtëpinë e tij ka njërin ose të dy prindërit e moshuar, le të zvarritet, le të zvarritet, le të zvarritet.



M’u treguan të gjitha punët e umetit tim, të mirat e të këqijat. Midis veprave të mira, gjeta edhe largimin e pengesave nga rrugët.

Kush dëshiron ta shpëtojë Zoti nga vështirësitë e Ditës së Kiametit, le ta ndihmojë borxhliun ose le t'ia falë atij borxhet.



Nuk është trimëri të mundësh armikun në dyluftim. Trimëri është të kontrollosh veten kur je i zemëruar.



Mos nënvleftëso asnjë punë të mirë, qoftë edhe ta takosh vëllanë tënd me fytyrë të çelur.



Një burrë, të cilin e kishte marrë etja gjatë udhëtimit, gjeti një pus, u fut brenda në të dhe piu ujë. Kur doli, pa një qen i cili po gulçonte dhe po gërrmonte tokën. "Edhe ky qen duhet të jetë i etur si unë",- mendoi me vete. U fut përsëri në pus, mbushi këpucën e tij me ujë dhe ia dha qenit. Allahu e vlerësoi për këtë dhe ia fali gjynahet.



# Ky është Profeti Muhamed (ﷺ)

## I dërguari i Zotit për mbarë njerëzimin

Profeti Muhamed (ﷺ) është një ndër personalitetet më të mëdha që ka tërhequr vëmendjen dhe vlerësimin e dijetarëve, historianëve, biografëve, shkrimtarëve jo vetëm të kohës kur ai jetoi por edhe të kohëve të mëvonshme, jo vetëm në lindje, por në tërë botën. Biografia e Profetit Muhamed (ﷺ) nuk është thjesht biografia e një individi, por e një besimi të predikuar prej tij, është vizioni i një epoke të re, epokës islame.

Porositë e Profetit (ﷺ) janë përcjellë në shekuj, brez pas brezi dhe gojë më gojë nga shokët e tij, nga dijetarët, më të diturit, më të devotshmit, më të moshuarit dhe kanë qenë mesazhe për mbarë njerëzimin. Ato kanë shërbyer si këshillë e mirë për çdo individ dhe çdo shoqëri.

Porositë e Profetit (ﷺ) tingëllojnë magjishëm edhe për shoqërinë bashkëkohore edhe për problematikat që ajo ka, për çështjet që kërkojnë zgjidhje për shëndoshjen e saj.

AIITC
ISBN: 978-99943-917-6-9